


Fjala më e bukur është Libri i Allahut. Rruga më e mirë është sunneti profetik. Streha më e sigurt është devotshmëria. Të folurit më me virtyt është përmendja e Allahut.

Tregimet më të bukura gjenden në Kuran. Rrugët më të ndritura janë rrugët udhëzuese të profetëve.

Dija më e mirë dhe më e dobishme, është ajo që kthehet në kulturë. Justi(kimi më i keq është ai që bëhet në momentin e vdekjes. Pendimi më i keq, është ai në ditën e kiametit. Pasuria më e mirë, është ajo e zemrës.




Besimtarët janë në trupa të ndryshëm, ata janë të detyruar ta konsiderojnë njëri-tjetrin si organet e një trupi që jetojnë me një zemër të vetme. Ashtu siç i gjithë trupi e ndjen dhimbjen e një organi, edhe perceptimi i vuajtjeve të vëllezërve të fesë, është një sprovë ndërgjegjeje për të gjithë besimtarët.

Allahu i Lartëmadhëruar i ka krijuar njerëzit nevojtarë ndaj njeri-tjetrit. Shoqëria, ashtu si ka klasën e pasur dhe të fortë, ka e do të ketë gjithmonë edhe klasën e të dobtëve, të njerëzve me probleme shëndetësore dhe të nevojtarëve. Ne duhet të pyesim veten: "Pse i krijoi Allahu i Lartëmadhëruar nevojtarët?" Përgjigjja dihet: "Nevojtarët janë amanet i Allahut (xh.sh.), që ua ka lënë jonevojtarëve." Këtë përgjegjësi e ka dhënë Vetë Allahu.

# Editorial

بسم الله الرحمن الرحيم

Jeta e Pejgamberit tonë, (a.s.), si shembull për të gjithë ne, është një jetë e shtjelluar me detaje. Ai njeri i mrekullueshëm gjithmonë i përgjërohej Zotit (xh.xh.), gjithmonë jetoi me lutje dhe asnjëherë nuk e braktisi atë (lutjen). Tipari më i spikatur i jetës së të Dërguarit të Allahut (a.s.), nga ky këndvështrim ishte se ai gjendej në pikën kulmore të devotshmërisë. Dhikri dhe lutjet, të cilat janë përfshirë gjerësisht në librat e hadithit, janë argumentet më të rëndësishme që e sigurojnë këtë. Secila prej shprehjeve të Dërguarit të Allahut (a.s.), i cili është Xhevamiu'l-kelim (të shprehësh shumë kuptime me pak fjalë), ka një kuptim dhe natyrë të thellë. Cilësia e Hz. Pejgamberit që e ngjall momentin dhe rastin del qartë në plan të parë.

Për dikë që sapo është zgjuar nga gjumi dhe thotë: "Falënderimi i takon Allahut, i cili na ringjalli pasi na e pati marrë shpirtin! Kthimi përfundimtar është vetëm tek Ai.", e vendos bukur lidhjen e afërt mes gjumit dhe vdekjes. Thënia: "O Zot! Me hirin tënd arritëm në mëngjes, me hirin tënd arritëm në mbrëmje. Na ringjall kur të duash dhe na e merr shpirtin kur të duash. Ti je Ai që do të na ringjallësh dhe do të na mbledhësh në audiencën Tënde.", duket qartë se ka një natyrë sublime që e lidh jetën e përditshme me dritën e mahsherit. Në këtë mënyrë, çdo ditë të re e konsiderojmë si një jetë të re që na është dhuruar dhe e kujtojmë se është e nevojshme t'ia përkushtojmë ditët dhe jetën Allahut, tek i Cili do të kthehemi në fund.

Shprehjet: "O Zot! Kërkoj strehim tek Ti nga zhdukja e mirësisë që më ke dhënë, nga përkeqësimi i mirëqenies që më ke dhënë, nga dënimi që mund ta bësh papritur dhe nga gjithçka që tërheq zemërimin Tënd mbi mua'", janë fjalëkalimi për të vazhduar jetën me prehje shpirtërore dhe mirëqenie. Kur një person që jeton në një gjendje të tillë vigjilence të largohet nga shtëpia, fytyra e tij duhet të kthehet nga qielli dhe fjalët e mëposhtme duhet të dalin nga buzët e tij, njësoj si Pejgamberi ynë, (a.s.): "Bismil-lah, jam mbështetur te Allahu. O Zot! Kërkoj strehim tek Ti që të mos devijoj dhe të mos devijohem, të mos rrëshqas dhe të mos më bëjnë të rrëshqas, të mos bëj padrejtësi dhe të mos më bëhet padrejtësi, të mos veproj me injorancë dhe të mos përballem me veprimet e injorantëve!"

Revista ETIKA

**Shkurt 2022**
VITI: XVI
NUMRI: 167

**BOTUESI**
Shtëpia botuese "Progresi"

**DREJTOR**
Albert Halili

**KRYEREDAKTOR**
Alban Kali

**REDAKTOR**
Zija Vukaj

**PËRKTHYES**
Albert Halili
Fatmir Sulaj
Ilir Hoxha

**DIZAJN**
Bledar Xama

**ADRESA**
Rr: Studenti; Sheshi "2 Prilli"
Shkodër; Shqipëri

**MOBILE**
+355 67 340 6182

**E-MAIL**
rev.etika@gmail. com

**WEBSITE**
www.progresibotime.com

**KOSOVË**
Rr: Ardian Zurnaxhiu; pn. Ralin
Prizren; Kosovë
Mob: +377 45 639 143
Prishtinë; Kosovë
Mob: +377 44 566 577

**MAQEDONI**
Drvarska 28; Stara Carsija
Skopje; Makedonija
Mob: +389 7145 6003

**ABONIMI VJETOR**
Shqipëri: 2000 lekë
Kosovë: 15 Euro
Maqedoni: 900 Denar
Evropë: 80 Euro

# Përmbajtja



Sprova me mirësinë dhe fatkeqësinë
Ali Riza Temel
12



A jemi të kënaqur me të vërtetë?
Prof. dr. Sulejman Derin
8



Si të qëndrosh pozitiv
në këtë botë të larmishme
Msc. Zamira Puka | Amelda Tusha
16



20



34
Lutja e Profetit ﷺ
Osman Nuri Topbash





44





43
Të merresh në llogari
M. Sami Ramazanollu



Cili është efekti placebo?
Doç. dr. Fërat Erdoan
48

# Kthimi përfundimtar është tek Ai

FAKTI QË ISLAMI ËSHTË PIKA E FUNDIT E PËLQIMIT TONË DO TË THOTË SE SHIJA E BESIMIT KA PËRPARËSI MBI TË GJITHA SHIJET. NUK ËSHTË E LEHTË PËR MENDJET, ZEMRAT DHE SHPIRTRAT TANË TË BASHKOHEN NË NJË PIKË. ARRITJA E KËSAJ VARET NGA FORMIMI I FJALËVE, VEPRIMEVE DHE MENDIMEVE TONA BRENDA KORNIZËS SË QËLLIMIT TË ISLAMIT. NËSE NGA GJUHA JONË DEL MIRËSI, NËSE NGA DUART TONA BËHEN VEPRA TË MIRA DHE NËSE NGA MENDJA JONË DEL MEDITIMI, DO TË THOTË SE KJO ËSHTË ARRITUR.

*Mehmet Lurfi Arsllan*

Jeta e Pejgamberit tonë, (a.s.), si shembull për të gjithë ne, është një jetë e shtjelluar me detaje. Ai njeri i mrekullueshëm gjithmonë i përgjërohej Zotit (xh.xh.), gjithmonë jetoi me lutje dhe asnjëherë nuk e braktisi atë (lutjen). Tipari më i spikatur i jetës së të Dërguarit të Allahut (a.s.), nga ky këndvështrim ishte se ai gjendej në pikën kulmore të devotshmërisë. Dhikri dhe lutjet, të cilat janë përfshirë gjerësisht në librat e hadithit, janë argumentet më të rëndësishme që e sigurojnë këtë. Secila prej shprehjeve të Dërguarit të Allahut (a.s.), i cili është Xhevamiu'l-kelim (të shprehësh shumë kuptime me pak fjalë), ka një kuptim dhe natyrë të thellë. Cilësia e Hz. Pejgamberit që e ngjall momentin dhe rastin del qartë në plan të parë.

Për dikë që sapo është zgjuar nga gjumi dhe thotë: "Falënderimi i takon Allahut, i cili na ringjalli pasi na e pati marrë shpirtin! Kthimi përfundimtar është vetëm tek Ai.", e vendos bukur lidhjen e afërt mes gjumit dhe vdekjes. Thënia: "O Zot! Me hirin tënd arritëm në mëngjes, me hirin tënd arritëm në mbrëmje. Na ringjall kur të duash dhe na e merr shpirtin kur të duash. Ti je Ai që do të na ringjallësh dhe do të na mbledhësh në audiencën Tënde.", duket qartë se ka një natyrë sublime që e lidh jetën e përditshme me dritën e mahsherit. Në këtë mënyrë, çdo ditë të re e konsiderojmë si një jetë të re që na është dhuruar dhe e kujtojmë se është e nevojshme t'ia përkushtojmë ditët dhe jetën Allahut, tek i Cili do të kthehemi në fund.

Shprehjet: "O Zot! Kërkoj strehim tek Ti nga zhdukja e mirësisë që më ke dhënë, nga përkeqësimi i mirëqenies që më ke dhënë, nga dënimi që mund ta bësh papritur dhe nga gjithçka që tërheq zemërimin Tënd mbi mua'", janë fjalëkalimi për të vazhduar jetën me prehje shpirtërore dhe mirëqenie. Kur një person që jeton në



një gjendje të tillë vigjilence të largohet nga shtëpia, fytyra e tij duhet të kthehet nga qielli dhe fjalët e mëposhtme duhet të dalin nga buzët e tij, njësoj si Pejgamberi ynë, (a.s.): "Bismil-lah, jam mbështetur te Allahu. O Zot! Kërkoj strehim tek Ti që të mos devijoj dhe të mos devijohem, të mos rrëshqas dhe të mos më bëjnë të rrëshqas, të mos bëj padrejtësi dhe të mos më bëhet padrejtësi, të mos veproj me injorancë dhe të mos përballem me veprimet e injorantëve!"

Jeta ka një mijë e një probleme të saj. Një jetë në të cilën manifestohet mëshira, çdo moment i saj përpunohet me lutje dhe dhikër. Gjithashtu ajo përmban lutje që janë të pajtueshme me çdo situatë. Për shembull, kur takoheni me një të sëmurë, shprehjet që na dalin nga zemra duhet të jenë si më poshtë: "O Zoti im, Zoti i të gjithë njerëzve! Hiqja vuajtjet këtij të sëmuri dhe shëroje. Ti je i vetmi që shëron. Nuk ka shërim tjetër përveç shërimit Tënd. Shëroje pa lënë asnjë gjurmë sëmundjeje!"

Gjithashtu bëhen lutje edhe për atë që ka ndërruar jetë dhe është larguar prej nesh. Ajo lutje përfshin mesazhe jo vetëm për faljen apo ngritjen e gradave të të ndjerit, por edhe për ata që kanë mbetur pas: "O Allah! Fale Ebu Selemenë! Ngrija gradën në nivelin e të udhëzuarve! Ji mbrojtësi i atyre që ka lënë pas! O Zoti i botëve! Na fal edhe neve, edhe atë! Zgjeroja varrin dhe mbushja me dritë!"



Çfarë duhet të kërkohet më së shumti në jetë? Sërish këtë na e mëson i Dërguari i Allahut (a.s.): "O Allah! Të kërkoj dashurinë Tënde, dashurinë e atyre që të duan Ty dhe veprën që do të më afrojë te dashuria Jote. O Zot! Bëje dashurinë Tënde më të dashur për mua se jetën time, familjen time, pasurinë time dhe ujin e ftohtë!"

Kërkesat tona duhet të jenë të lidhura jo vetëm me këtë botë, por edhe me botën e përtejme: "Zoti ynë, na jep të mira në këtë botë dhe të mira në botën tjetër. Na ruaj nga dënimi i zjarrit."

Ai gjithashtu na ka treguar se çfarë duhet të kërkohet për trupin tonë: "O Zot! Më ndriço zemrën, mi ndriço sytë, mi ndriço veshët, më ndriço të djathtën, më ndriço të majtë, më ndriço lart, më ndriço poshtë, më ndriço para, më ndriço mbrapa dhe më bëj dritë. Mi ndriço venat, më ndriço mishin, më ndriço gjakun, mi ndriço flokët, më ndriço fytyrën."

Gjithashtu na ka mësuar edhe atë ndaj të cilës duhet të jemi vigjilentë: "O Allah, që i rrotullon zemrat nga një gjendje në gjendje tjetër! Mos e ndaj zemrën time nga feja Jote!"

Po ashtu na ka mësuar se çfarë duhet shmangur në këtë jetë të përkohshme: "O Zoti im! Më jep aq frikë prej Teje saqë të më pengojë nga mëkatet!", "O Zoti im! Kërkoj strehim te Ti nga dobësia, dembelizmi, frika, koprracia, zymtësia, shkujdesja, poshtërimi, skamja dhe paaftësia. Kërkoj strehim te Ti nga varfëria, kufri, mëkati, xhelozia dhe hipokrizia, nga ajo që bëhet që ta dëgjojnë njerëzit dhe ta lavdërojnë dhe nga shtirja. Kërkoj strehim tek Ti nga shurdhëria, të qenët memec, marrëzia, lebra, gërryerja dhe sëmundjet e këqija."

Istigfari (kërkimi i faljes nga Zoti) është virtyti më i rëndësishëm që duhet ta mbajmë gjithmonë në mendjen dhe në gjuhën tonë për të mos harruar se jemi njerëz: "O Zot, më fal për gabimet e mia, për ato që i kam bërë pa e ditur, për atë që e kam tepruar shumë në punë dhe për gjendjet e mia që Ti i njeh shumë më mirë se unë. O Allah, më fal për shakatë e mia, për gjendjet e seriozitetin tim, atë që e kam bërë gabimisht dhe qëllimisht dhe për gjithçka tjetër që kam bërë!"

Çfarë i sugjerohet atij që kërkon lutje? I sugjerohet një lutje e tillë që i përfshin të gjitha lutjet: "O Zoti im! Të kërkoj të mirën e shpejtë dhe të vonshme që i di dhe nuk i di. O Zoti im, të kërkoj atë që i Dërguari Yt ka kërkuar prej teje dhe të kërkoj strehim nga ajo që i Dërguari Yt ka kërkuar prej Teje. O Allah, bëje të hajrit fundin e asaj që e ke caktuar për mua."

Më në fund, dita mbaron dhe duart hapen për një vetëllogaritje. Edhe kjo vetëllogaritje është një manifestim i afërsisë ndaj Zotit: "Zoti im, Ty ta dorëzova shpirtin, Ty ta ktheva fytyrën, Ty ta besova punën time, tek Ti e mbështeta shpinën. E bëra këtë, sepse shpresoj tek Ti dhe kam frikë prej Teje. Nuk ka asnjë strehim apo vendshpëtimi përveç Teje për t'i shpëtuar ndëshkimit Tënd. U besoj librave që ke zbritur dhe profetëve që ke dërguar."

Njëra nga këto lutje, të cilat ruajnë momentin dhe rastin në të cilin përmenden dhe e lidhin atë me përjetësinë, duket sikur e fsheh kodin kryesor të kontaktit të njeriut me krijuesin e tij. Ky kod tregon horizontin e pëlqimit dhe pranimit: "O Zoti im! Unë jam i dobët, ma forco dobësinë time për të arritur pëlqimin Tënd. Më oriento drejt të mirës duke ma kthej fytyrën andej! Bëje Islamin pikën e fundit të pëlqimit tim!"

A të ndalemi pak këtu? Vallë, çfarë do të thotë që Islami të jetë pika e fundit e pëlqimit tonë? Nëse pëlqimi është emri i pikës ku përqendrohen të gjitha dëshirat, kënaqësitë dhe kërkesat tona, kënaqësia dhe qetësia e zemrave tona, çfarë synon të thotë i Dërguari i Allahut (a.s.) kur dëshiron që kjo pikë, e cila është unike për secilin prej nesh dhe po aq e veçantë për secilin prej nesh, të jetë Islami?

Islami është bekimi më i madh, rruga drejt shpëtimit, shkaku i lumturisë në të dyja botët. Shprehja e përulësisë dhe e nënshtrimit ndaj Atij që na krijoi dhe e kundërta e mburrjes, arrogancës dhe mosmirënjohjes. Ajo është feja e vetme (e pranuar) tek Allahu; Është e vërteta, është besimi i pastër. Të gjithë profetët kanë ardhur për të përcjellë këtë fe të vërtetë. Ata që duan të fitojnë kënaqësinë e Allahut dhe të arrijnë pëlqimin e Tij mund ta arrijnë këtë vetëm me Islamin, sepse kjo është feja me të cilën Allahu është i kënaqur me ne: "Sot ju përsosa fenë tuaj, plotësova mirësinë time ndaj jush dhe zgjodha Islamin si fe për ju." (Maide, 3)



Pra, të kërkosh Islamin në të vërtetë do të thotë të kërkosh pëlqimin e Allahut. Mënyra se si Allahu është i kënaqur me ne është ta vendosim Islamin në horizontin e pëlqimit tonë. Kjo do të thotë që të gjejmë qetësi në çdo çështje me dispozitat hyjnore dhe ta pranojmë atë që na është dhënë. Pëlqimi realizohet kur Islami, me rrethin dhe kufijtë e tij legjitimë, me ato që lejon dhe ndalon, t'i plotësojë kërkesat tona për jetë dhe të sigurojë besimin tonë. A nuk ka ardhur Islami për t'i përmbushur këto kërkesa dhe për të siguruar besimin pasi ai është bekimi më i madh? Sigurisht që ashtu është. Atëherë e rëndësishme është që ne ta ndjekim Islamin në boshtin e pëlqimit. Ata që e ndjekin Islamin pajtohen me caktimin e Allahut për ta, dhe për këtë arsye fitojnë lumturinë në të dyja botët.

Fakti që Islami është pika e fundit e pëlqimit tonë do të thotë se shija e besimit ka përparësi mbi të gjitha shijet. Nuk është e lehtë për mendjet, zemrat dhe shpirtrat tanë të bashkohen në një pikë. Arritja e kësaj varet nga formimi i fjalëve, veprimeve dhe mendimeve tona brenda kornizës së qëllimit të Islamit. Nëse nga gjuha jonë del mirësi, nëse nga duart tona bëhen vepra të mira dhe nëse nga mendja jonë del meditimi, do të thotë se kjo është arritur. Durimi, mbështetja te Zoti dhe lënia e punëve në dorë të Zotit janë destinacionet e kësaj rruge. Kurse ushqimi përgjatë rrugës është ky transmetim: "Kushdo që thotë kur të gdhijë: "Ne jemi të kënaqur me Allahun si Zot, Islamin si fe dhe Muhamedin, (a.s.), si të dërguar", është e drejtë e Allahut ta kënaqë atë." (Ibn Maxhe, Dua, 14). Shpërblimi për pëlqimin është pëlqimi, sepse Zoti (xh.xh.), thotë: "A nuk është shpërblimi për mirësinë vetëm se mirësi?" (Rrahman, 60)

Hz. Mevlana bën që një dervish të flasë pikërisht në këtë çështje: "Dervishi tha: Bota i është nënshtruar urdhrit të Allahut dhe i është bindur Atij. As një gjethe nuk bie nga pema pa caktimin dhe urdhrin e Allahut të Madhëruar. Pa thënë Allahu "hyr", as një kafshatë në gojë nuk mund ta gjejë rrugën drejt fytit. Dëgjoje dhe kuptoje këtë se asgjë nuk ndodh pa urdhrin dhe vullnetin e Allahut (xh.xh.). Caktimi i Allahut duhet të jetë pëlqimi i robit. Robi duhet ta pranojë caktimin hyjnor dhe t'u përmbahet dispozitave të Tij. Domethënë, robi duhet të jetë i kënaqur me çdo gjë që ka caktuar Allahu i Madhëruar. Ky nuk është detyrim, as shpresë për një shpërblim, por zemra dhe natyra e robit e pranon këtë." (Mesnevi, Vëllimi i 3-të.)

Ata që janë të kënaqur me Allahun në fakt shpërblehen duke qenë Allahu i kënaqur me ta, sepse thënia: ***"...Allahu është i kënaqur me ta dhe ata janë të kënaqur me Allahun..."*** (Bejjine, 8), tregon se përparësia në marrëdhënien e pëlqimit ndërmjet Allahut dhe robit është e Zotit (xh.xh.).

Lutja jonë është që Zoti të na japë pjesë nga jeta e qëndisur me lutje e të Dërguarit të Allahut, të mos na privojë nga lutja dhe lutjet e atyre që luten vazhdimisht, sepse jeta me lutje është ajo jetë me të cilën është i kënaqur Zoti. Në horizontin e pëlqimit të një jete me të cilën është i kënaqur Zoti, gjendet Islami, sepse Islami është vullneti i Zotit tonë për ne.



# A jemi të kënaqur me të vërtetë?

## PËLQIMI I NJË BESIMTARI PËR ISLAMIN SI FE DO TË THOTË T'I ZBATOJË URDHRAT E ISLAMIT PA KUNDËRSHTUAR APO DHËNË PRETEKSTE SI "AMA, POR, NËSE".

*Prof. dr. Sulejman Derin*

Allahu na ka krijuar që të jemi robër të Tij dhe ta adhurojmë Atë. Në një hadith kudsij ka thënë: "Isha një thesar i fshehur dhe desha të njihesha, prandaj e krijova botën." Zoti (xh.xh.), na ka krijuar me dashuri dhe na ka dhënë nderin të jemi robër të Tij. Në të njëjtën mënyrë, ajo që pritet prej nesh është të jemi me plot dashuri robër të Zotit dhe të jemi të kënaqur nga Qenia e Tij Sublime, nga Profeti Muhamed (a.s.), të cilin e ka dërguar Ai dhe nga Islami që e ka sjellë Ai. I Dërguari i Allahut, (a.s.), këtë të vërtetë e shpreh me hadithin fisnik: "Kush thotë: Unë jam i kënaqur me Allahun si Zot, me Islamin si fe dhe me Muhamedin si të Dërguar, xheneti do të jetë i detyrueshëm për të!" (Ebu Davud, Vitr 26; Nesai, Xhihad, 18.)

Sipas mistikëve, nuk mjafton thjesht ta thuash me gjuhë këtë hadith të Profetit tonë, sepse çdo fjalë është pretendim dhe kërkon argument për vërtetësinë e saj. Njeriu nuk ha mjaltë duke thënë mjaltë dhe i sëmuri nuk gjen shërim duke thënë emrat e ilaçeve. Për këtë arsye, gjendja dhe veprimet tona duhet të vërtetojnë pretendimin tonë të të qenët të kënaqur. Një njeri që është i kënaqur me Allahun si Zot, i pret me kënaqësi të përzemërt të gjitha llojet e belave dhe fatkeqësive që vijnë prej Tij. Sepse fati i njeriut është me vendimin e Tij. Zoti ynë i Plotfuqishëm nuk bën një gjykim që të na shkaktojë shqetësim dhe mundim neve. Në këtë rast, besimtari gëzohet edhe për hallet dhe fatkeqësitë ashtu siç gëzohet për begatitë. Më së paku bën durim dhe nuk ankohet. Sepse ai e di se çdo gjë që vjen nga i Dashuri është e bukur dhe një mirësi për robin. Allahu Teala thotë në një hadith kudsij lidhur me këtë çështje:

*"Ai që nuk është i kënaqur me kadanë* (realizimin e caktimit) *dhe kaderin Tim, që nuk i pëlqejnë dhe që nuk durojnë kundrejt belave që i kam dërguar, të kërkojë Zot tjetër përveç Meje! Gjithashtu të mos qëndrojë si robi Im në tokë!"* (Taberani)

Hz. Rabiatu'l-Adevijje, e cila e shikoi gjendjen e një të devotshmi që lutej: "O Zot, ji i kënaqur me mua", e shprehu habinë e saj duke thënë: "Si mund të dëshirosh që Allahu të jetë i kënaqur me ty, ndërkohë që ti nuk je i kënaqur me Allahun?" Përsëri atë e kanë pyetur: "Si mund të jetë robi i kënaqur me Allahun?" Ajo është shprehur: "Kur t'i shohë njëlloj mirësinë dhe fatkeqësinë që vijnë nga Allahu."

Pëlqimi i një besimtari për Islamin si fe do të thotë t'i zbatojë urdhrat e Islamit pa kundërshtuar apo dhënë pretekste si "ama, por, nëse".

Të jesh i kënaqur me Islamin do të thotë t'i përmbushësh me da-

shuri kërkesat e fesë pa menduar se, "vallë, çfarë do të thotë bota nëse e bëj/nuk e bëj këtë?" Për këtë, kërkohet një besim i palëkundshëm në të gjitha dispozitat e fesë. Sepse njeriu nuk mund ta përmbushë sinqerisht një dispozitë me të cilin nuk është plotësisht i kënaqur dhe nuk beson në dobinë e saj. Ja pra, sipas Imam Rabbanit, qëllimi i sufizmit është t'i japë besimtarit këtë besim të palëkundur.

"Qëllimi i ndjekjes së rrugës së sufive është rritja e besimit në gjërat që Sheriati urdhëron të besohen. Kështu, kalohet nga ngushtësia e besimit të bazuar në argumente dhe arrihet në fazën e ndritur të besimit zbulues (keshfi). Kalohet nga besimi gjithëpërfshirës në besimin e detajuar."

Sufiu, i cili merr edukatë shpirtërore, bëhet besimtar keshfi (me zbulim) sikur i sheh duke i shijuar të vërtetat që njerëzit e thjeshtë i besojnë. Si rezultat, adhurimi dhe bindja ndaj Zotit fillojnë t'i duken të këndshme.

"Një qëllim tjetër i sufizmit është të sigurojë që urdhrat e fikhut (jurisprudencës islame) të zbatohen me dashuri dhe të eliminojë vështirësitë e shkaktuara nga nefsi emmare (nefsi që urdhëron të keqen). Besimi i prerë i imi si një besimtar modest është se; Rruga e misticizmit është shërbëtore e shkencave të sheriatit dhe asnjëherë nuk bie në kundërshtim me këto shkenca. Të mëdhenjtë e rrugës Nakshibendije e shohin ndjekjen e sunetit si një bekim të madh dhe gëzohen, edhe nëse nuk përjetojnë ndonjë gjendje shpirtërore si rezultat i kësaj. Ata nuk e vlerësojnë shfaqjen e disa gjendjeve shpirtërore nëse kanë ndonjë defekt në ndjekjen e Sunetit."

Nëse nuk e ndajmë trashëgiminë tonë sipas Islamit, nëse shkelim rregullat e sheriatit në lidhje me martesën dhe divorcin, nëse nuk i mbajmë me dashuri lidhjet farefisnore, nëse të gjitha haramet i shohim si sherbete të ëmbla dhe jo si helme vdekjeprurëse, atëherë pëlqimi ynë për Islamin është një pretendim që mbetet vetëm në gjuhë dhe që nuk hyn në zemër. Të jesh i kënaqur me Islamin si fe do të thotë t'i urresh të gjitha haramet. Do të thotë t'i presim me përmallim kohët e namazit dhe agjërimin e Ramazanit, të përmbushim zekatin dhe donacionet tona me qetësi shpirtërore dhe të dimë se çdo urdhër është një mirësi nga Allahu.

Është për të ardhur keq që sot disa njerëz shkruajnë se rregullat (dispozitat) islame janë të vjetruara dhe argumentojnë se Kurani është historik. Në këtë pikë, një devijim tjetër është se disa njerëz mistikë i shpërfillin dispozitat e Islamit për mbulesën, kamatën, trashëgiminë, gratë e burrat dhe ndjekin vetëm filozofinë e sufizmit. Përsosmëria që këta injorantë, të cilët nuk i përmbushin rregullat e sheriatit, mendojnë se e kanë arritur në aspektin e tarikatit dhe të të vërtetës, është një mashtrim dhe iluzion i plotë, është injorancë, është të devijosh vetë dhe të devijosh të tjerët. Njerëz të tillë flasin për Mevlanën dhe Ibn Arabiun, ndërkohë Mevlana i këshillon njerëzit e tillë fatkeqë të ndryshojnë veten e tyre, jo rregullat e Kuranit. (Vëll. 2:313-14)

Pjesa e fundit e hadithit zbulon të qenët i kënaqur me Profetin tonë (a.s.), si kusht për të hyrë në xhenet. Sipas sufive, të jesh i kënaqur me Profetin do të thotë ta duam atë me gjithë zemër dhe ta pranojmë atë si shembullin e vetëm të njerëzimit, pra si figurën më të lartë për t'u marrë shembull (usvetun hasene). Kjo arrihet duke i nderuar hadithet e tij, të cilat vijnë me transmetime autentike, dhe duke i dhënë formë çdo sfere të jetës sonë me to. Të jesh i kënaqur me Hz. Muhamedin do të thotë të përpiqemi të jemi si ai në të gjitha rolet tona në jetë si baba, nënë, djalë, nuse, vjehërr, shef dhe punëtor.

Nëse në një çështje veprojmë sipas dëshirave tona përderisa ekziston suneti i Profetit (a.s.), kjo do të thotë se nuk jemi të kënaqur me të. Nëse kemi vështirësi për të qenë një bashkëshort/e e sjellshme dhe e respektueshme në jetën familjare dhe nëse nuk mund t'u japim ndjenjën e sigurisë fqinjëve tanë, kjo do të thotë se nuk jemi plotësisht të kënaqur me Pejgamberin tonë të Nderuar. Nëse nuk e pranojmë atë (a.s.) dhe sunetin e tij si gjykatës, veçanërisht në problemet që përjetojmë me të tjerët, si mund ta shohim thënien hyjnore të mëposhtme:

***"Jo, jo, pasha Zotin tënd, ata nuk do të besojnë me të vërtetë derisa të të bëjnë gjykatësin e tyre në të gjitha çështjet që nuk pajtohen dhe pastaj t'i nënshtrohen vendimit tënd me një bindje të plotë pa ndjerë asnjë hidhërim në zemrat e tyre."*** (Nisa, 65)

Si rezultat, arritja e gradës së pëlqimit, që do të thotë të jesh i kënaqur me Allahun, Profetin e Tij dhe Islamin, është qëllimi kryesor i rrugës së tasavvufit. Një besimtar, zemra e të cilit është plot me pakënaqësi ndaj vullnetit të Allahut, nuk mund të arrijë shkallën e pëlqimit thjesht duke bërë dhikrin e tij. Ata që janë të pakënaqur me Allahun, Pejgamberin e Tij dhe fenë që Ai dërgoi, nuk janë mistikë të vërtetë. Një njeri i tillë nuk është e mundur që të ngrihet në pozitat merdijje dhe kamile. Lutja jonë është që Zoti ynë i Plotfuqishëm të jetë i kënaqur me ne si rob i Tij dhe Profeti ynë si umet i tij. Amin!

# Të jesh i kënaqur me Allahun si Zot dhe me Islamin si fe

TË JESH I KËNAQUR ME ALLAHUN SI ZOT DHE ME ISLAMIN SI FE SIÇ DO TË THOTË QË VEPRIMET DHE MANIFESTIMET E ALLAHUT JANË GJITHMONË MË TË MIRAT, GJITHASHTU DO TË THOTË TË PËRPIQESH PËR T'I ZBATUAR ME DASHURI DISPOZITAT HYJNORE PA ASNJË SHQETËSIM NË ZEMËR.

*Dr. Adem Ergyl*



Muhamed Masumi, biri i Imam Rabbanit (k.s.), thotë në një letër:

"Shenja e arritjes së përsosmërisë profetike tek besimtari janë thëniet e mëposhtme të të Dërguarit të Allahut: 'Një njeri, dëshirat e nefsit të të cilit nuk i nënshtrohen sheriatit që kam sjellë, nuk është besimtar i plotë.'[1] Do të thotë se përsosmëria e besimit nuk shfaqet derisa njeriu të arrijë një gjendje që nefsi i tij ta dojë dhe do ta konsiderojë të përshtatshme për dëshirat e tij bindjen ndaj urdhrave dhe ndalesave që janë rregulla të Islamit."[2] Me fjalë të tjera, njeriu nuk mund të konsiderohet se ka arritur me të vërtetë në nivelin e besimtarit të përsosur që është i kënaqur nga Islami përderisa nefsi i tij të mos e pëlqejë atë që e pëlqen Zoti dhe të mos jetë i kënaqur nga ajo që është i kënaqur Zoti.

Zoti ynë ka thënë qartë në Kuranin Fisnik se është i kënaqur me Islamin si fe. Mirëpo, nuk është e mundur që nefsi emmare, i cili gjithmonë urdhëron të keqen, të jetë i kënaqur me Islamin pa një pastrim të plotë, pra, pa një dëlirje të plotë. Derisa të arrihet kjo pjekuri, nuk ndjehet shija e besimit. Xhaxhai i Profetit, Hz. Abbasi transmeton se i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë për shijen e besimit:

"Kushdo që e pranon Allahun si Zot, Islamin si fe dhe Muhamedin si profet dhe është i kënaqur me ta, ka arritur shijen e besimit." (Muslim, Iman, 56.)

Nënshtrimi i dëshirave të nefsit ndaj të vërtetave të sjella nga Islami përmbushet me vështirësi në fillim. Edhe pse besimi dhe bindja ndaj dispozitave hyjnore janë kushte të nevojshme për të qenë besimtar, ato nuk janë të mjaftueshme për një besim të plotë. Kur besimi zë rrënjë në zemër dhe takohet me nënshtrimin dhe pëlqimin ndaj Zotit, atëherë ndodh arritja e pjekurisë prej besimtarit të përsosur. Në ajetin fisnik thuhet:

***"Jo, kurrë! Betohem në Zotin tënd se ata nuk do të konsiderohen besimtarë derisa të të pranojnë ty si gjykatës në mosmarrëveshjet e tyre dhe pastaj t'i dorëzohen plotësisht gjykimit tënd pa ndjerë shqetësim në zemrat e tyre."*** (Nisa, 65)

1. Bejhaki, el-Med'hal ila suneni'l-kubra, fq. 188, Hadithi nr. 209; Dhehebi, Kebair, 468.
2. Muhammed Masum Faruki, Mektubati Ma'sumijje (Përkth. A. Faruk Mejan), II, 27.

Po, do të jetë e nevojshme të përparojmë në besim derisa të shfaqet një gjendje e dorëzimit të plotë pa ndjerë shqetësim dhe ngurrim. Për shembull, pesë namazet ditore nuk do të jenë një detyrim që perceptohet si barrë, por do të shndërrohet në një formë adhurimi të kryer me dashuri dhe entuziazëm, që do të relaksojë zemrën, që do të japë paqe dhe që do të jetë dritë e syve tanë. Shpenzimi në rrugën e Allahut nuk do të jetë i vështirë për nefsin dhe do të jetë një veprim që bëhet me dashuri.

Qëndrimi kundrejt ngjarjeve i një besimtari që e di se Allahu është edhe dhënësi, edhe marrësi, duhet të jetë në një gjendje qetësie e plotë. Ibn Ataullah el-Iskenderi thotë:

"Nëse të jepet diçka, kjo dhuratë të bën të ndihesh i gëzuar dhe të jep lumturi, dhe kur nuk të jepet, të shkakton mërzi. Kjo gjendje konsiderohet si një dëshmi se je ende një fëmijë në rrugën për t'u bërë një besimtar i përsosur dhe se nuk je i sinqertë në adhurim ndaj Zotit."



Të jesh i kënaqur me Allahun si Zot dhe me Islamin si fe siç do të thotë që veprimet dhe manifestimet e Allahut janë gjithmonë më të mirat, gjithashtu do të thotë të përpiqesh për t'i zbatuar me dashuri dispozitat hyjnore pa asnjë shqetësim në zemër.

Zoti (xh.xh.), na informon si më poshtë ata që duan leje për të luftuar kundër armiqve dhe pastaj nuk e pëlqejnë këtë:

"A nuk i ke parë (o Muhamed) ata që janë porositur: "Tërhiqni duart tuaja nga lufta, falni namazin dhe jepni zekatin!"?! Por kur, pas kësaj, u urdhëruan që të luftojnë, një grup prej tyre u frikësua nga njerëzit, ashtu si i frikësohen Allahut, madje edhe më tepër dhe thirrën: "O Zoti ynë! Pse na caktove të luftojmë? Ah, sikur të na kishe kursyer për luftën edhe për një kohë të shkurtër!" Thuaju: "Kënaqësitë e kësaj jete janë të vogla. Jeta tjetër është më e mirë për ata që e kanë frikë Allahun e s'bëjnë gjynahe. Juve nuk do t'ju bëhet asnjë fije padrejtësi." (Nisa, 77)

Integrimi i vetes sonë me Islamin dhe shndërrimi i tij (Islamit) në natyrë tonën është qëllimi përfundimtar i besimit të plotë. Një njeri që e realizon një qëllim të tillë në personin e tij, ndjen neveri nga të gjitha haramet dhe i sheh ato si "vepra të ndyra të djallit (rixhs)" siç ka deklaruar Zoti (xh.xh.). Bindjen dhe adhurimet ndaj Zotit i kryen me kënaqësi.

Biseda e mëposhtme që ka ndodhur midis një zotërie dhe skllavit të tij tregon cilësinë e nënshtrimit ndaj Zotit të cilin njeriu e pranon me kënaqësi:

Një burrë bleu një skllav. Robi ishte besimtar i devotshëm dhe i drejtë. Kur zotëria e mori dhe e çoi në shtëpinë e tij, mes tyre u zhvillua biseda e mëposhtme:

Zotëria:

"Çfarë dëshiron të hash në shtëpinë time?"

Skllavi:

"Çfarëdo që të më japësh."

"Çfarë lloj rrobash dëshiron të veshësh?"

"Çfarëdo që të më japësh për të veshur."

"Në cilën dhomë të shtëpisë sime dëshiron të rrish?"

"Në cilën dhomë të dëshirosh që të rri."

"Çfarë punësh dëshiron të bësh në shtëpinë time?"

"Çfarëdo pune që dëshiron ta bëj."

Pas kësaj përgjigjeje të fundit, zotëria u zhyt në mendime për pak kohë dhe duke fshirë lotët nga sytë, tha:

"Ah sikur t'i dorëzohesha Zotit tim edhe unë kështu. Sa i lumtur do të isha atëherë!.."

Në ato momente robi i tha:

"O zotëria im! A ka skllavi ndonjë vullnet dhe zgjedhje në prani të zotërisë së tij?

Nisur nga kjo pyetje, zotëria i tha:

"Po të fal lirinë. Je i lirë për hir të Allahut. Por gjithashtu dua që të qëndrosh me mua, në mënyrë që të të shërbej me jetën dhe pasurinë time..."

Po, bindja ndaj vullnetit të Zotit do të jetë e mundur si rezultat i zemrës së shëndoshë. Kjo, nga ana tjetër, nënkupton islamizimin e ndjenjave dhe mendimeve të zemrës, madje edhe i ëndrrave. Një pjekuri e tillë mund të arrihet vetëm kur mëshira dhe suksesi i Allahut të arrijë përpjekjen e robit. Për këtë arsye i Dërguari i Allahut, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të, ka thënë duke u lutur:

"O Allah! Bëje Islamin pikën e fundit të pëlqimit tim!" Në këtë mënyrë ai (a.s.), ia ka treguar rrugën e drejtë umetit të vet edhe me sjelljen, edhe me fjalët e tij.



# Sprova me mirësinë dhe fatkeqësinë

LUTJA E NJËRIT PREJ TË URTËVE ËSHTË: "O ZOT! MOS MË BËJ TË TË HARROJ DUKE MË DHËNË GJITHÇKA QË DUA!" TELASHET DHE SKAMJA NUK KËRKOHEN, POR KUR TË VIJNË DUHET TË SHFAQET DURIM. FALË KËTIJ DURIMI KAPËRCEHEN VËSHTIRËSITË DHE RRITEN GRADAT.

*Ali Riza Temel*

Jeta përbëhet nga sprova që prej fillimit e deri në fund. Sprova është për të matur cilësinë e të qenët rob i Zotit. Në këtë matje merret për bazë qëndrimi i njeriut kundrejt të mirës dhe të keqes. Personaliteti dhe karakteri përcaktohen me anë të sprovës. Edhe fitne, edhe fatkeqësi do të thonë sprovë. Mineralet futen në zjarr të shkallës së lartë për të ndarë mineralin nga skoriet. Pa një proces të tillë, minerali dhe skoria nuk mund të ndahen. Në këtë mënyrë, njerëzit sprovohen me mirësinë dhe të keqen, sëmundjen dhe shëndetin, pasurinë dhe varfërinë, ankthin dhe lehtësimin, bekimin dhe fatkeqësinë, ashtu që të zbulohet identiteti dhe cilësia e tyre e vërtetë dhe që të arrijnë pozitën që meritojnë në këtë botë e në botën e përhershme.

Zoti i Madhëruar i ka shpjeguar këto sprova dhe format e sprovave me ajete të ndryshme. Le të paraqesim disa prej tyre:

***"Të gjithë do ta shijojnë vdekjen. Ne ju sprovojmë me të mirën dhe të keqen për t'ju provuar. Në fund do të ktheheni vetëm tek Ne."*** (Enbija, 35)

***"Ne me siguri do t'ju sprovojmë me pak frikë, pak uri dhe pak mungesë pasurie, me jetë dhe mungesë të të korrave. Jepu lajme të mira atyre që janë të durueshëm."*** (Bekare, 155)

***"Sigurisht që do të sprovoheni me pasurinë dhe jetën tuaj."*** (Alu Imran, 186)

Kjo sprovë e vështirë e nënshtrimit ndaj Zotit fitohet me mirënjohje për mirësitë dhe durim kundrejt

telasheve dhe vështirësive. Gjendja e një besimtari që e ka fituar këtë sprovë me mirënjohje dhe durim është diçka për t'u pasur zili. Profeti (a.s.), e përshkruan këtë situatë siç vijon: *"Sa e këndshme është gjendja e besimtarit. Sepse çdo gjendje e tij është një shkak mirësie për të. Kjo situatë është unike vetëm për besimtarin. Nëse ai arrin mirësi, e falënderon* (Zotin). *Kjo është mirësi për të. Nëse e godet ndonjë fatkeqësi, duron. Edhe kjo është mirësi për të."* (Muslim, Zuhd: 64.)

Jeta vazhdon përgjatë linjave të gëzimit dhe trishtimit. Është natyra e njeriut të llastohet kur përballet me gjëra për të cilat të gëzohet dhe të ndihet i trishtuar dhe i dëshpëruar për shkak të mërzitjes. Megjithatë, veçoria më e madhe që i dallon besimtarët e pjekur nga të tjerët është të veprojnë në mënyrë të ekuilibruar, pra, as të mos llastohen, as të mos dëshpërohen. Është një lumturi e madhe të gjesh të vërtetën në mes të kontradiktave, të jesh i lumtur në telashe, të bësh një jetë të mirë pa u mbytur në probleme dhe pa prirje drejt së keqes. Është besimi i fortë që ia sjellë njeriut këtë lumturi. Edhe adhurimet janë një mjet i rëndësishëm për arritjen e një jete të rregullt dhe të ekuilibruar. ***"Nuk ka dyshim se njeriu është krijuar ambicioz dhe i padurueshëm. Ai bërtet kur e prek e keqja. Kur arrin ndonjë mirësi, bëhet dorështrënguar dhe nuk i jep të varfrit. Përveç atyre që falen dhe e vazhdojnë namazin e tyre."*** (Mearixh, 19-23) Të gjitha adhurimet, veçanërisht namazi, janë mjet lidhjeje dhe komunikimi ndërmjet Allahut dhe robit. Ata që nuk e prishin lidhjen me Zotin (xh.xh.), e dinë se çdo gjë vjen prej Tij dhe duke besuar se gjithmonë sprovohen me të mirën dhe të keqen, janë në përpjekje dhe disiplinë për ta kaluar me sukses këtë sprovë.

Fakti që njerëzit janë në pozicione të ndryshme për sa i përket strukturës, rrëskut, fuqisë-forcës, njohurisë, formës, ngjyrës, prejardhjes, pozitës, gradës, etj., është një çështje e mbështetur në urtësinë hyjnore. Të gjithë sprovohen me gjithçka. ***"Ai është që ju bëri mëkëmbës në tokë dhe ju bëri të lartë gradë-gradë ndaj njëri-tjetrit, për t'ju sprovuar me atë që ju ka dhënë."*** (En'am, 165) Të pasurit sprovohen me falënderim ndaj Zotit, të varfrit me durim dhe të fuqishmit me drejtësi. Secili është përgjegjës në proporcion me pozicionin dhe mundësitë e tij që posedon.

Në përgjithësi, sprova e besimtarëve është më e rëndë. Për të fituar pëlqimin e Allahut dhe për të merituar xhenetin, është e nevojshme të kalohet nëpërmjet sprovave serioze. ***"Vërtet mendojnë njerëzit, se do të lihen të thonë "Ne besojmë", pa u vënë në provë?!"*** (Ankebut, 2)

***"Allahu nuk i lë besimtarët në gjendjen që ndodheni ju, por do ta ndajë të keqin prej të mirit…"*** (Alu Imran, 179)

Njerëzit mbajnë qëndrime të ndryshme përballë trishtimit dhe gëzimit, bollëkut dhe mungesës, fitimit dhe humbjes. Ata zakonisht i shikojnë gjërat nga pikëpamja e fitimit. Ata nuk janë miq të ditës së keqe, por miq të ditës së mirë. Ata janë të mirë kur marrin dhe të këqij kur japin. Ky qëndrim zakonisht është qëndrim i hipokritit. ***"Ata përgjojnë se çfarë do të bëhet me ju. Kështu, nëse ju vjen fitorja nga Allahu, ata thonë: "A nuk ishim vallë ne me ju?" E, nëse mohuesit arrijnë fitore, hipokritët u thonë: "A thua nuk ju ndihmuam deri në fitore dhe ju mbrojtëm prej besimtarëve të vërtetë?" Allahu do të gjykojë ndërmjet jush në Ditën e Kiametit. Allahu nuk do t'iu japë kurrë rast mohuesve që t'i shkatërrojnë besimtarët."*** (Nisa, 141)

***"Disa njerëz të tjerë e adhurojnë Allahun me kusht: Nëse u ecën mbarë, janë të kënaqur, por, nëse i godet fatkeqësia, ata kthehen në mohim e kështu humbasin këtë botë dhe tjetrën. Pikërisht kjo është humbja e qartë."*** (Haxh, 11) Në lidhje me arsyen e zbritjes së këtij ajeti, Ebu Said el Hudriu (r.a.), ka thënë: "Dikush prej çifutëve u bë mysliman. Ndërkohë i humbi sytë dhe pasurinë. Ai pandehu se kjo i ndodhi ngaqë u bë mysliman. Kështu që shkoi te i Dërguari i Allahut (a.s.) dhe i tha: "Më liro nga të qenët mysliman." Kur Hz. Pejgamberi i tha: *"Nuk mund të dalësh pasi të hysh në Islam"*, çifuti tha: "Nuk pashë asnjë të mirë në këtë fe, humba shikimin, pasurinë dhe fëmijën tim." I Dërguari i Allahut i tha: *"O çifut! Islami i pastron mëkatet e njerëzve ashtu si shakulli i largon papastërtitë e hekurit, arit dhe argjendit."* Siç ndahet në zjarr të madh minerali dhe skoria, edhe njerëzit e mirë e të këqij dallohen nga një sërë procesesh dhe sprovash. Fytyrat e vërteta të hipokritëve që besojnë në fjalë, por në fakt nuk besojnë, zbulohen si rezultat i sprovave. Arsyetimi për mospjesëmarrje në xhihad, hezitimi për t'u falur, kryerja e tradhtisë kur gjejnë rastin dhe ndryshimi i anëve zbulojnë identitetin e tyre të vërtetë. *"A nuk e shohin ata se një ose dy herë në vit kaplohen nga fatkeqësia dhe sprovohen."* (Teube, 127)

Me sprovën, besimtarëve u ngrihen gradat tek Allahu dhe fytyrat e brendshme të hipokritëve dalin në pah. Mosbesimtarëve u jepet mundësia për të ardhur në besim. ***"Sa herë që çonim të dërguar në***

***ndonjë vendbanim, Ne i dënonim banorët e tij me skamje dhe sëmundje, në mënyrë që të përuleshin. Pastaj ua shndërronim fatkeqësinë në lulëzim. Por, kur shtoheshin e begatoheshin, ata thoshin: "Edhe etërit tanë i patën goditur hidhërimet e gëzimet". Kështu që Ne i dënonim papritmas, pa e marrë vesh ata."*** (A'raf, 94-95)

Ata nuk mundën ta kuptonin se shqetësimet dhe vështirësitë vinin për shkak të mohimit e mëkateve dhe se po sprovoheshin. Andaj thanë se ishte një gjendje e natyrshme siç kishte qenë në të kaluarën. Sepse ata nuk kishin mendje për ta kuptuar të vërtetën, sytë e tyre ishin të verbër dhe zemrat e tyre ishin të vulosura. ***"Ne e goditëm popullin e Faraonit me thatësi, me vite zie, që të zinin mend..."*** (A'raf, 130)

Paraardhësit tanë thoshin: "Një fatkeqësi është më e mirë se një mijë këshilla.", por ndonjëherë individët dhe shoqëritë nuk mësojnë as nga fatkeqësitë, as nga këshillat. Kur kjo ndodh, atëherë ato shkatërrohen.

Normalisht, sprova me të mirën dhe të keqen i bën njerëzit të ngrihen shpirtërisht dhe materialisht, të braktisin mëkatet dhe të përvetësojnë durimin e mirënjohjen. E rëndësishme është të jemi të vetëdijshëm për këtë sprovë. Besimi se çdo gjë vjen nga Allahu e bën dhimbjen të ëmbël dhe e kthen trishtimin në gëzim. Burimi i dhimbjeve është të mos besosh se vështirësitë dhe telashet vijnë nga Allahu (xh.xh.). Gjithçka varet nga mënyra se si shikohen gjërat. Ataullah Iskenderi thotë: "Shtimi i nevojës dhe ardhja e varfërisë janë festa e muridëve." Ndonjëherë, mund të gjeni gjendje shpirtërore në dëshpërim dhe varfëri që nuk mund t'i gjeni në namaz dhe agjërim. Sa më shumë që njeriu e ndjen dobësinë e tij, aq më shumë afrohet me Zotin (xh.xh.). Lutja e njërit prej të urtëve është: "O Zot! Mos më bëj të të harroj duke më dhënë gjithçka që dua!" Telashet dhe skamja nuk kërkohen, por kur të vijnë duhet të shfaqet durim. Falë këtij durimi kapërcehen vështirësitë dhe rriten gradat.

Allahu nuk i lë të dashurit e tij pa sprovë. Hz. Pejgamberi e ka shprehur këtë situatë si vijon: *"Besimtari, qoftë mashkull apo femër, nuk do të jetë pa probleme në lidhje me veten, familjen dhe pasurinë e tij derisa të takojë Allahun pa mëkate."* (Tirmidhi, Zuhd, 57.)

Telashet dhe vështirësitë janë shlyerje për mëkatet. *"Allahu e dënon në këtë botë robin e Tij të cilit i do të mirën. Ai nuk e dënon në këtë botë robin, të cilit i do të keqen, në mënyrë që ai ta bartë mëkatin e tij në ditën e gjykimit. Madhësia e shpërblimit varet nga ashpërsia e fatkeqësisë. Allahu i çon fatkeqësi popullit që e do."* (Tirmidhi, Zuhd, 57)

Një njeri që e godet me shkopin e tij një qilim ose tapet, nuk e godet për të shuar zemërimin e vet, por për të shkundur pluhurin dhe për ta pastruar. Personi, plaga e të cilit është çarë dhe hapur, i nënshtrohet një operacioni me bisturi, në mënyrë që të rifitojë shëndetin e tij.

Më të sprovuarit janë profetët, sepse detyra më e rëndë është detyra e tyre. Ndryshimi i shoqërive nga lart poshtë nuk është i lehtë. Jetët e profetëve, disa prej të cilëve u vranë, disa prej të cilëve u detyruan të emigronin dhe disa prej të cilëve u ekspozuan ndaj fyerjeve, janë të qarta. Musab ibn Saidi transmeton nga babai i tij: "Unë thashë: 'O i Dërguari i Allahut! Kush janë më të sprovuarit?" I Dërguari i Allahut (a.s.), tha: *"Pejgamberët. Pastaj janë ata që vijnë pas tyre gradualisht. Njeriu sprovohet sipas shkallës së devotshmërisë së tij. Nëse ai është fetar i vendosur, sprova është e rëndë, nëse është fetar neglizhent, sprova e tij është e lehtë."* (Tirmidhi, 7/78-79).

Të sprovohesh me mirësi është më e vështirë sesa të sprovohesh me vështirësi. Qëndrimi drejt përballë pasurisë, epshit dhe famës nuk është diçka që mund ta shfaqin të gjithë. Thonë se euforia e fitores i shkatërron shpirtrat që luftërat nuk mund t'i shkatërrojnë. Kjo fjalë e Hz. Omerit është e famshme. "Ne u sprovuam me vështirësi dhe duruam. U sprovuam me bollëk, por nuk mundëm të duronim." (Isfahani; mufredat, 61.) Kalif Omeri tregoi se si bollëku e dobëson devotshmërinë kur e pa plaçkën e luftës që erdhi nga Irani duke thënë: "Ja, tani jemi mposhtur." Formula e fitimit të sprovës: Falënderim i Zotit për mirësinë dhe durim për fatkeqësinë... Allahu Teala na bëftë të gjithëve prej njerëzve falënderues dhe durimtarë. Amin!





# A ka moral pa fe?

*Ali Byjykçapar*

Ku mund të na çojë një religjiozitet i përkufizuar në aspektin moral? A është vetë feja ajo që përkufizohet në dritën e të dhënave sociologjike? Ndërmjet fesë që bëhet subjekt i jetesës në qarqet akademike dhe fesë që rrethon jetën ka dallim shumë të madh.

Epoka në të cilën jetojmë i ka tronditur të gjitha dukuritë metafizike. Luftërat botërore dhe zhvillimet teknologjike kanë shkatërruar jetën në lidhje me virtytin njerëzor. Mijëra lexues e shkrimtarë, të cilët mendojnë se dija është punë dhe mendojnë se duke folur çdo ditë mund të fitojnë strukturën e vlerave, veçanërisht të metafizikës, kanë filluar të mendojnë se kanë urtësi në çdo çështje. Më pas doli ai pretendimi i famshëm: Njeriu nuk duhet domosdoshmërisht të jetë fetar për të qenë i moralshëm dhe një person fetar nuk ka domosdoshmërisht moral.

Për një kornizë të përgjithshme të fesë, unë sugjeroj këtë rend të mëposhtëm: Besimi, adhurimi, morali, ligji, ekonomia, estetika. Morali mund të shtjellohet si një titull i sistemeve filozofike, por ajo që feja kupton nga morali mund të përfshihet në gjashtë pikat në fjalë, përndryshe nuk është një moral më vete. Feja e bazon moralin te Zoti, i jep shenjtëri dhe e tregon atë si burim autoriteti. Ekzistenca e rregullave të pandryshueshme dhe të përgjithshme është thelbësore për moralin. Gjërat që ndryshojnë sipas çdo shoqërie apo çdo periudhe nuk krijojnë besim te njerëzit. Ja pra, feja është një sistem që jep parime të tilla të përgjithshme dhe të pandryshueshme. Feja i sheh ato që ne i quajmë parimet bazë të moralit si parime të përjetshme.

Dua të them se nëse një person që mban urdhra morale nuk pritet të gjejë lumturinë e premtuar për një njeri fetar, nuk do të ketë rezultat. Fusha morale nuk mund ta mbajë kurrë theksin që i bëhet vetëm moralit. Kuptimet etike që nuk janë të rrethuara nga ekonomia, ligji dhe sistemet estetike krijojnë individë të djegur dhe i lënë njerëzit në mes dy lumenjve. Prandaj, të gjithë kemi nevojë për moralin e përkufizuar nga Islami!

Ata që aspirojnë sprovën e besimit dhe ndjekin rrugën e bekuar të atyre që e arrijnë atë me dashuri, me siguri do ta gjejnë të vërtetën dhe me kënaqësinë e saj do të njohin virtytin e të jetuarit në këtë botë. Këta njerëz që problemet e tyre i kuptojnë si kurë, nuk duhet menduar se janë lënë në të shkuarën. Edhe sot ka nga ata që ndjejnë lumturi me vuajtjen që shkakton ekzistenca e së vërtetës. Ata vazhdojnë të ekzistojnë si eliksiri i botës sonë. Për të mësuar Islamin duhet hyrë nga dera e dashurisë, por nuk duhet harruar se dija na pret në pragun tjetër.



VABIS BIN MA'BEDI (ALLAHU QOFTË I KËNAQUR PREJ TIJ) KA THËNË: "SHKOVA TE PEJGAMBERI (A.S), I CILI MË THA: "ERDHE TË MË PYESËSH PËR MIRËSINË?" PO - I THASHË. MË THA: "PYETE ZEMRËN TËNDE! MIRËSI ËSHTË AJO ME TË CILËN TË QETËSOHET SHPIRTI DHE ZEMRA, KURSE MËKAT ËSHTË AJO QË TË BREN NË SHPIRT E TË NGACMON KRAHARORIN, EDHE NËSE NJERËZIT TË THONË NDRYSHE."

# SI TË QËNDROSH POZITIV NË KËTË BOTË TË LARMISHME?

*Msc. Zamira Puka | Almeda Tusha*

Ne jetojmë në një kohë të mbushur me stres, ankth dhe probleme nga shkaqe të ndryshme duke filluar nga shëndeti fizik dhe mendor, problemet ekonomike, shkolla ose puna, marrëdhëniet me njerëzit etj. Kështu, të qëndrosh pozitiv në një botë kaq komplekse ndikon në perceptimin e botës rreth nesh dhe në mënyrën se si ne gjejmë rrugëzgjidhje. Si rrjedhojë, vetëm një mendësi pozitive dhe shpirt i mbushur me besim, mund të na çojë në një jetë të kënaqshme, pavarësisht nga sfidat e jetës. Ndërkohë, një mendim negativ nuk mund të bëjë asgjë tjetër, përveçse të shkaktojë dëshpërim dhe lodhje psikike. Sidoqoftë, gjatë leximit të kësaj teme do të njihemi me kuptimin mendësisë pozitive dhe asaj negative, ndryshimin mes tyre, ndikimet e tyre në stilin tonë të jetesës, rimodelimin e mendësisë tonë, si dhe trajtimin e kësaj çështjeje në aspektin Islam. Pastaj, është në dorën tonë që ta njohim veten dhe pse jo të synojmë ndryshimin për një jetë më të lumtur dhe të gëzuar.

Ndonjëherë, kur humbasim diçka, (punë, studime, marrëdhënie, etj.) bëhemi të shqetësuar, të pashpresë, negativë dhe në përgjithësi pesimistë. Megjithatë, të qenit pesimist është humbje kohe, sepse mund të na çojë të humbasim shpresën në të ardhmen dhe të humbasim besimin për të provuar përsëri diçka. Të kuptuarit se secili prej nesh mund të humbasë në një moment të caktuar në jetë, është kritike për të mbajtur një qëndrim pozitiv. Por, në ajetin 90, të sures Jusuf thuhet: **"Ata thanë: "Vallë, ti je vërtet Jusufi?!" Ai u përgjigj: "Po, unë jam Jusufi e ky është vëllai im. Allahu na mëshiroi. Atë që ruhet (nga gjynahet) dhe bëhet i durueshëm, Allahu e shpërblen, se Ai kurrë nuk ia humb shpërblimin punëmirëve"**.

Studimet tregojnë se njerëzit pozitivë mund të jetojnë më gjatë, mund të kenë nivele më të ulëta të depresionit e stresit, mund të zvogëlojnë rrezikun e vdekjes nga sëmundjet kardiovaskulare, mund të kenë mirëqenie dhe aftësi më të mira për t'i bërë

ballë periudhave të vështira, etj. Nga ku kuptohet se njerëzit me mendësi pozitive jetojnë më gjatë, janë më të lumtur, më të shëndetshëm, dhe më të suksesshëm. E kush nuk e dëshiron një jetë të tillë?! Sigurisht, që secili prej nesh aspiron për një jetë më të mirë, por sa e arritshme është kjo për njerëz që vijnë nga mjedise familjare dhe shoqërore të ndryshme? Fatkeqësisht, ngjarjet stresuese janë të shumta në jetën tonë dhe kjo mund të na bëjë që të biem pre e të menduarit negativ. Mosmenaxhimi i stresit mund të ndikojë në mënyrën se si ne e perceptojmë realitetin. Prandaj, herën tjetër që mund të gjendeni në një situatë stresuese, ndaloni për një çast dhe drejtoni vetes dy pyetje: "A është kjo me të vërtetë një çështje aq e madhe në krahasim me probleme më të mëdha që ne mund të përballemi?". Dhe së dyti: "A ka ndonjë gjë pozitive në këtë situatë?".

Qëndrimi juaj luan një rol të madh në mënyrën se si e shikoni jetën. Ai ndikon sesi i shihni gjërat përreth jush dhe si i trajtoni situatat. Ju nuk mund të kontrolloni se çfarë ju ndodh, por jeni ju, ata që vendosni se si të interpretoni atë që ju ndodh. Merrni si shembull, marrjen e dhuratës së papritur të një makine të vjetër. Dikush mund të mendojë: "Është një copë hedhurinë." Një i dytë mund të mendojë: "Është një makinë e lirë." E një i tretë mund të mendojë: "Është një klasike e vërtetë!" Në secilin rast, personi është duke vendosur se si ta interpretojë ngjarjen dhe për këtë arsye kontrollon se çfarë qëndrimi do të mbajë kundrejt dhuratës. Kështu që, jeni ju përgjegjës për qëndrimin tuaj! Prandaj, mendimet janë gjithmonë nën kontrollin tuaj dhe mund të ndryshohen! Sidoqoftë, mënyra juaj e të menduarit, qoftë pozitive apo negative, është një zakon, e zakonet mund të ndryshohen! Por, një ndryshim i tillë kërkon vullnet, praktikë dhe mbi të shumtat kërkon shumë durim. Por, siç thuhet në Kur'an: **"Binduni Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe mos u grindni ndërmjet jush, sepse do të humbni guximin e do t'ju lërë fuqia. Bëhuni të durueshëm, se Allahu, me të vërtetë, është me të durueshmit."** (Surja Enfal, 46) Nëse mendimet tuaja të para në lidhje me kuptimin e diçkaje që ka ndodhur janë mendime negative, bëni hapin e parë drejt një qëndrimi pozitiv.

Pikërisht, qëndrimi përcaktohet si pozicion mendor, që përfaqëson shkallën e pëlqimit ose mospëlqimit të një individi për një send - një pamje përgjithësisht pozitive ose negative e një personi, vendi, sendi ose ngjarjeje. Prandaj, një qëndrim pozitiv është prirja për të qenë përgjithësisht në një gjendje shpirtërore optimiste, shpresëdhënëse. Shembulli i mëposhtëm mund t'ju ndihmojnë të krijoni një qëndrim më pozitiv ndaj stimujve të jashtëm. Si fillim, thjesht përpiquni të identifikoni se cilat janë mendimet tuaja negative, pastaj vendosini ato në një anë, në mënyrë që të shikoni se si ato ndikojnë në jetën tuaj. Më vonë, përpiquni të krijoni një mendim më pozitiv, duke shikuar tablonë e madhe të një situate dhe jo vetëm një detaj të vogël të saj. Sepse një copëz negativiteti ka aftësinë që të ndryshojë plotësisht qëndrimin dhe perceptimin tuaj ndaj dikujt apo diçkaje.

Duke u bazuar në shkencëtarët musliman, ndarja dhe përshkrimi i mendësisë pozitive nga ajo negative është një ndër hapat e parë që ndërmerret për të ndryshuar. Sipas tyre, mendimet e njeriut përbëhen nga një zinxhir, që hallkat e të cilit janë: **zemra, mendja dhe ndjenjat**. Me pak fjalë. ky zinxhir e shoqëron njeriun në çdo moment që ai jeton.

### NË RASTIN E ZEMRËS:

Një zemër e shëndetshme është burimi i një trupi të shëndetshëm. Allahu (xh.sh) thotë në Kur'an: "Zoti juaj e di më së miri atë që keni në shpirtin tuaj. Nëse keni qëllime të mira, vërtet Ai u fal atyre që pendohen". (Isra, 25) Në lidhje me këtë, Nevas ibën Sem'ani, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, transmeton se Pejgamberi (s.a.v.s), ka thënë: *"Mirësia është morali i lartë kurse mëkati është ajo që të brenë në shpirt dhe urren që njerëzit ta shohin."* (Muslimi). Pra, përsa kohë lidhja që ne kemi me Krijuesin e Botëve është e dëlirë dhe e palëkundur, edhe zemra e njeriut vazhdimisht e lartëson, falënderon dhe kërkon falje e mbështetje tek Allahu (xh.sh), ai trup me shumë mundësi është më i shëndetshmi.

Për shembull, sa më shumë që ta ngarkojmë zemrën me hallet dhe problemet e kësaj bote, aq më e vështirë do jetë për trupin tonë ti bartë ato. Në një pikë të caktuar ajo ngarkesë mund ta sëmurë e rrënojë, si shpirtin ashtu edhe trupin tonë. Prandaj të mendosh mundësitë pozitive e pakëson mundësinë që shpirti ynë të sëmuret me të këqijat e mundshme.

Gjithashtu, Vabis bin Ma'bedi (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) ka thënë: *"Shkova te Pejgamberi (a.s), i cili më tha: "Erdhe të më pyesësh për mirësinë?" Po - i thashë. Më tha: "Pyete zemrën tënde! Mirësi është ajo me të cilën të qetësohet shpirti dhe zemra, kurse mëkat është ajo që të bren në shpirt e të ngacmon kraharorin, edhe nëse njerëzit të thonë ndryshe."* (Transmeton Ahmedi dhe Daremiu, hadith hasen)

## NË RASTIN E MENDJES DHE TË NDJENJAVE:

Emocionet janë produkt i mendimeve tona, të cilat mund të ndikohen nga ndryshime të lehta në mjedis, si moti, apo edhe nëse kemi ngrënë ose fjetur shëndetshëm. Mendimet që e shoqërojnë një gjendje të tillë bëjnë që sistemi endokrin, i cili kujdeset për rregullimin e trupit përmes hormoneve të jetë mos jetë në balancën e duhur. Nga studimet që janë bërë te brejtësit është vërtetuar se stresi mund të ketë një ndikim të qëndrueshëm e negativ në tru. Ekspozimi edhe në disa ditë stresi rrezikon efektivitetin e neuroneve në hipokampus (një zonë e rëndësishme e trurit, që është përgjegjëse për arsyetimin dhe kujtesën). Javët e stresit shkaktojnë dëme të kthyeshme në dendritet neuronale ("krahët" e vegjël që neuronet përdorin për të komunikuar me njëri-tjetrin), dhe stresi me muaj mund të shkatërrojë përgjithmonë neuronet. Pra, një mendësi negative nuk shkakton asgjë tjetër veçse luhatje të emocioneve, mendimeve dhe përkeqësim të shëndetit tonë fizik po ashtu.

Njeriu mund të gjendet në situata komplekse nga të cilat mund të mos ketë rrugëdalje efektive, por shpresa dhe sistemi i besimit i jep fuqi të shohë dritën në fundin e tunelit. Një situatë të tillë Allahu (xh.sh) e ka përshkruar në Kur'an, kur na ka treguar për emigrimin e Pejgamberit Muhammed a.s nga Mekka në Medine ku thotë: **"Nëse ju nuk e ndihmoni atë (Muhamedin a.s.), Allahu tashmë e ka ndihmuar ditën kur atë e dëbuan mohuesit vetë të dytin, kur ishin në shpellë e ai i thoshte shokut të vet (Ebu Bekrit): "Mos u mërzit, se Allahu është vërtet me ne!" Atëherë, Allahu zbriti qetësinë e Vet mbi të, e ndihmoi me një ushtri të padukshme (engjëjsh) dhe bëri që fjala e mosbesimtarëve të jetë më e poshtëruara, kurse Fjala e Allahut të jetë më e lartësuara. Vërtet, Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë."** (Teube, ajeti 40) Realisht, numri i rrugëzgjidhjeve është gjithmonë në një raport më të madh se sa problemi në vetvete. Gjithsesi, arma më e madhe e besimtarit kundrejt çdo vështirësie është lutja dhe mos-humbja e shpresës në fuqinë e Allahut, Krijuesit të Qiejve dhe të Tokës. Në përgjithësi, besimi në Allahun është shumë i rëndësishëm kur bëhet fjalë për tejkalimin e vështirësive dhe problemeve; megjithatë, është e rëndësishme të kujtoni se besimi në Allahun është punë, shpresë dhe qetësi e zemrës. Thotë Allahu (xh.sh) në Kur'an: **"Në saje të mëshirës së Allahut, u solle butësisht me ta (o Muhamed). Sikur të ishe i ashpër dhe i vrazhdë, ata do të largoheshin prej teje. Prandaj falua atyre gabimin, kërkoi falje Allahut për ata dhe këshillohu me ata për çështje të ndryshme. Kur të vendosësh për diçka, mbështetu tek Allahu. Vërtet, Allahu i do ata që mbështeten tek Ai."** (Al Imran, 159)

Në anën tjetër, në rast se njeriu krijon dhe mban të qëndrueshme një mendësi pozitive, atëherë ai ndihet i lumtur. Pra, me një mendim pozitiv mund të shmangen shumë sëmundje fizike dhe mendore gjithashtu. Për shembull me anën e mirënjohjes, ju e pranoni mirësinë në jetën tuaj, duke qenë shpresëdhënës dhe optimist se do të ketë gjëra të mira që mbërrijnë pavarësisht të kaluarës. Nëse nuk u jepni peshë mendimeve negative, nuk do të krijoni shqetësime në trupin tuaj nga stresi, ankthi, shqetësimi dhe zhgënjimi. Në fund të fundit, të gjithë kalojnë mes ndjenjave të frikës, dëshpërimit, pikëllimit, trishtimit, por qëndrueshmëria dhe kontrollimi i këtyre ndjenjave ndryshon sipas individëve. Çdo sfidë është një mundësi për të mësuar dhe për tu rritur, nëse zgjidhet të pranohet realiteti ashtu siç është e të shfrytëzohet më së miri.

Kuptimi i ndërtimit të një mendimi pozitiv ka një domethënie të madhe ne aspektin e mendësisë që ne kemi. Me fjalë më të thjeshta, mendimi pozitiv shpesh shoqërohet me veprime dhe rezultate pozitive dhe e anasjellta për mendimet negative. Pra, nëse kryerja e një detyre të caktuar është e shoqëruar me besim dhe shpresë në vetvete si dhe aftësitë që ti zotëron, atëherë gjysma e punës ka përfunduar. Rezultatet e kësaj detyre edhe vet procesi janë më produktive dhe të lehta, kështu ti vet do ndihesh i kënaqur prej punës që ke kryer. Prandaj, një këndvështrim pozitiv bën që të përqendroheni në aspektet pozitive të një situate dhe gjenerimin e zgjidhjeve të shumta. Si rrjedhojë, nëse doni të keni një mendim pozitiv në kohë të vështira, çelësi është që të filloni të silleni pozitivisht tani. Të kesh një mendim pozitiv kur gjithçka po shkon mirë është e lehtë për t'u praktikuar. Bëhet pothuajse e pamundur të mendosh pozitivisht në kohë të vështira sepse mendimet janë në konflikt dhe një vorbull ndjenjash është në veprim. Të mësosh të jetosh më shumë në të tashmen është veçanërisht e dobishme kur e ardhmja është e pasigurt.

Më shumë, në fushën e sociologjisë përdoret termi "parashikimi vetë-përmbushës", i cili ndodh kur një parashikim ose parandjenjë ndikon në sjelljen

e njerëzve në një mënyrë të tillë që parashikimi ose parandjenja të konfirmohet në fund. Për shembull, një nxënës mendon, që edhe sikur të mësojë për provimin e kimisë, ai do të marrë notë të ulët. Kështu, ai nuk mëson mjaftueshëm për të marrë një notë të mirë sepse nuk ka vetëbesimin e duhur dhe si pasojë do të marrë notën e parashikuar. Kjo notë e ulët, bëhet një parashikim vetë-përmbushës, sepse qëllimi e përmbush përfundimin e një parashikimi ose parandjenje, të cilat në përgjithësi janë të gabuara dhe jologjike. E njëjta gjë ndodh rëndomtë në jetën e përditshme, prandaj në qoftë se fokusoheni në parashikimin e rezultateve pozitive dhe punoni për to, mund të arrini lehtë atë që dëshironi. Thënë ndryshe fati edhe pse është i paracaktuar, është në dorën tuaj mënyra e perceptimit të tij. Allahu në Kur'an thotë: **"...Por mund ta urreni një gjë, ndërkohë që ajo është e mirë për ju e mund ta doni një gjë, ndërkohë që ajo është e dëmshme për ju. Allahu di, kurse ju nuk dini"**. (Bekare: 216) Ndonjëherë jeta mund të tregohet e ashpër, e herë të tjera miqësore, por gatishmëria për të dhënë gjithçka për të arritur qëllimin tuaj, përcakton suksesin apo dështimin përfundimtar në jetë. Bërja e hyzmetit është në dorën e secilit prej nesh, ndërsa rezultati përfundimtar është i paracaktuar. Për të arritur në një destinacion të caktuar mund të zgjedhni rrugë të ndryshme, por ta dini se mënyra se si vepronі varet nga ju.

Pas reflektimit dhe kuptimit të vetvetes është momenti që të lëvizim gurin e parë në **rimodelimin e të menduarit tonë**, në rast se është e nevojshme. Për këtë kemi dy hapa si më poshtë.

Hapi i parë, synon fokusimin në ndarjen e faktit nga trillimi. Përderisa shumica e mendimeve tona negative janë pikërisht ato – mendime, jo fakte. Pra fillimisht ne duhet të dimë se si të ndalojmë trillimet, që të bëhen logjikë dhe besime duke deformuar të vërtetën. Prandaj ju këshillojmë që kur ta gjeni veten duke besuar gjërat negative ose thjesht trillime, që thotë zëri juaj i brendshëm, është koha të ndaloni ato dhe ta thoni atë me zë sa ta dëgjojë veshi. Si rrjedhojë kjo do të ju mundësojë që të reflektoni mbi mendimet tuaja dhe mbani larg negativitetin prej jush.

Hapi i dytë, është të **identifikosh pozitiven** në lëmshin e mendimeve të pafundme. Tani që keni një mjet për të hequr veten nga mendimet negative, është koha për të ndihmuar trurin tuaj të mësojë se në çfarë dëshironi të përqendrohet - pozitiven. Kjo do të vijë natyrshëm pas disa praktikave, por së pari ju duhet t'i jepni trurit tuaj konfuz një ndihmë të vogël duke zgjedhur me vetëdije diçka pozitive për të menduar. Çdo mendim pozitiv ripërqendron vëmendjen e trurit tuaj.

Ndryshimi i mendësisë tonë nuk është i mjaftueshëm për ta mbajtur atë të atillë, por nevojitet edhe mbështetja që ne marrim prej rrethit familjar dhe atij shoqëror. Prandaj, **rrethoni veten me njerëz pozitivë,** sepse ata kanë një ndikim të madh tek ju në mënyrë direkte apo të tërthortë. Ato ndikojnë në atë se kush jeni, sa para do të fitoni dhe çfarë vlerësoni. Ato gjithashtu ndikojnë në mënyrën se si mendoni. Nëse rrethoheni me njerëz negativë, mund të prekeni edhe ju nga negativiteti i tyre, sepse dëgjimi i negativitetit gjatë gjithë ditës ju çon në negativitet. E kundërta është gjithashtu e vërtetë. Rrethohuni me njerëz pozitivë e do të jeni më pozitivë! Shumë studime kanë demonstruar se edhe një buzëqeshje është e aftë të ngrejë humorin dhe të thyejë fuqimisht akujt e negativitetit! Po ashtu, transmetohet nga Ebu Dherri r.a, i cili thotë: "Pejgamberi (s.a.v.s) më tha: *"Mos e nënçmo asnjë vepër të mirë, qoftë edhe ta takosh vëllain tënd me buzëqeshje."* (Muslimi). Gjithashtu, **ndërtoni miqësi pozitive sepse** rrallë do të vëreni një person pozitiv në një grup njerëzish negativë, sepse negativiteti ka tendencë të përhapet shumë shpejt prandaj qëndroni sa më larg negatives.

Hulumtimet sugjerojnë që njerëzit, të cilët **punojnë vullnetarisht** ose japin donacione bamirësie priren të jenë më të lumtur sesa ata që nuk e bëjnë. Vini re se si ndiheni kur e kryeni një aktivitet të tillë, vini re edhe ditët që pasojnë. Mos u kushtoni vëmendje detajeve të parëndësishme, në mënyrë që një vogëlsi të prishë të gjithë ditën dhe mos harroni, kur gjërat nuk po shkojnë mirë, nesër është një ditë krejt e re që po pret të shkruhet nga vetë ju. Gjithashtu, shikoni tablonë e madhe dhe jo vetëm detajet e vogla të saj. Shikoni përreth jush dhe shanset janë që do të gjeni dikush që është më keq se ti. Shikoni gjërat për të cilat mund të jeni mirënjohës dhe qëndrimi juaj do të ndryshojë për mirë.

Mos harroni se çdo ndryshim është në dorën tuaj, sikurse vetë Allahu (xh.sh) në Kur'anin Famëlartë thotë: **"Me të vërtetë, Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë ç'kanë në vetvete."** (Ra'd, 11). Kjo na bën përgjegjës për të përmirësuar vazhdimisht veten.

# PSE NUK MUND TË SHIJOJ NAMAZET QË FAL?

ARSYEJA KRYESORE PSE NUK MARRIM KËNAQËSI NGA NAMAZET QË FALIM ËSHTË SE NUK I PËRKUSHTOHEMI PLOTËSISHT NAMAZIT. KËTË MUND TA QUANI EDHE "MUNGESË TË KONCENTRIMIT". PRA, DUHET TË PËRQENDROHEMI TE ARSYET PËR KËTË DHE TË BËJMË PYETJEN "PSE NUK MUND TË PËRQENDROHEMI NË NAMAZ?"

*Prof. dr. Soner Duman*

Kjo është një pyetje që më bëjnë shpesh. Natyrisht, kjo pyetje nuk bëhet vetëm për të diagnostikuar shkaqet, por edhe për metodën e trajtimit, herë haptazi e herë në mënyrë të nënkuptuar. Ndonjëherë kjo pyetje pasohet edhe nga fjali të tjera: "Mendjet dhe mendimet tona janë në gjëra të tjera. A nuk është e kotë të bësh adhurim në këtë mënyrë?"

Fillimisht, më duhet të them këtë: Unë si adresues i kësaj pyetjeje, nuk i përgjigjem askujt në formën si "një njeri që kënaqet me namazet që fal", pra, nuk përpiqem të paraqitem si i tillë. Si ka mundësi? E njëjta gjë më ndodh edhe mua shumicën e kohës. Megjithatë, po ndalem te ato që kanë thënë studiuesit tanë për këtë temë, të cilat të paktën kam bërë përpjekje për t'i zbatuar dhe për të cilat ndihem fajtor kur nuk i zbatoj. Në këtë artikull do të përpiqem të shpjegoj pak prej këtyre.

Përfundimi që kam nxjerrë nga të gjitha leximet që kam bërë është siç vijon: Arsyeja kryesore pse nuk marrim kënaqësi nga namazet që falim është se nuk i përkushtohemi plotësisht namazit. Këtë mund ta quani edhe "mungesë të koncentrimit". Pra, duhet të përqendrohemi te arsyet për këtë dhe të bëjmë pyetjen "pse nuk mund të përqendrohemi në namaz?" Le të përpiqemi t'i shpjegojmë pikë



pas pike ato që janë thënë për këtë:

1-Në vendin ku do të falemi ka elemente që na shqetësojnë me zërin dhe imazhin e tyre dhe që na shpërqendrojnë.

Për të përqendruar mendjen tonë në diçka, është e nevojshme të ndalojmë rrjedhën e të dhënave që vijnë nga organet shqisore. Për shembull, nëse mësuesi këndon ose bie zilja e celularit gjatë kohës që një student po jep provim, a mundet që studenti t'i përkushtohet provimit? A nuk ju mbesin sytë mbi qëndisjet dhe zbukurime shumëngjyrëshe që gjenden në dyshemenë (qilimin, sixhadenë) ku do të falni namazin apo në veshjen tuaj? Sigurisht që po. Nuk ka asgjë për t'u çuditur, madje i kanë mbetur edhe të Dërguarit të Allahut (a.s.)! Një herë, një pelerinë me qëndisje dhe zbukurime iu bë dhuratë të Dërguarit të Allahut (a.s.). Pasi fali namazin e një vakti, e hoqi këtë pelerinë, e hodhi dhe tha: *"Kjo veshje më preokupoi në namaz. Andaj ma sillni pelerinën time të vjetër."* (Buhari, "Ebvabu's-salat fi'th-thijab", 13; Muslim, "Mesaxhid", 62.)

2. Falja e namazit pa plotësuar nevojat tona fizike si uria, gjumi, tualeti.

I Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë: *"Nuk ka namaz kur ushqimi është gati dhe kur dikush është i shtrënguar nga nevoja personale."* (Muslim, "Mesaxhid", 67.)

I Dërguari i Allahut (a.s.), u ka thënë shokëve të tij që donin të falnin tehexhud natën: *"Nëse ndonjëri prej jush fillon të kotet gjatë namazit, le ta lërë namazin dhe të flejë. Sepse, ndërsa pandeh se është penduar tek Allahu dhe ka kërkuar falje, mund të mallkojë veten."* (Buhari, "Vudu", 52; Muslim, "Salatu'l-Musafirin", 222.)

Shumicën e rasteve, për shkak se jemi shumë dembelë për të marrë përsëri abdest, falemi edhe pse jemi ngushtuar nga nevoja personale. Apo, edhe pse na dridhen duart dhe këmbët nga uria, e falim namazin edhe pse duke menduar për ushqimin, në mënyrë që ta kryejmë sa më shpejt dhe të hamë ushqim rehat. Kur nuk e ndjekim këshillën e Profetit (a.s.), nevojat fizike na pengojnë të përqendrohemi te namazi.

3. Nuk mendojmë për kuptimin e asaj që këndojmë në namaz. Zoti thotë në ajetin ku na njofton se ata që pinë dhe dehen duhet të largohen nga namazi: ***"O ju që keni besuar! Mos iu afroni namazit në gjendje të dehur derisa të dini se çfarë po thoni."*** (Nisa, 43)

Kur nuk e dimë se çfarë themi edhe pse nuk jemi të dehur, ndodh një situatë e ngjashme me situatën e përshkruar në këtë ajet. Mund të ketë prej atyre që thonë: "Çfarë do të thuash, hoxhë, a duhet të heqim dorë të gjithë nga puna dhe të mësojmë arabisht për të ditur kuptimin e atyre që këndojmë në namaz?" Kjo nuk është ajo që dua të them! Të gjithë ne mund t'i mësojmë shumë lehtë kuptimet e lutjeve si Subhanekeja, Tahijjati, Sal-libarik, lutjet e kunutit dhe suret si Fatihaja e suret e shkurtra të namazit, të cilat i këndojmë në namaz. Ndërsa i këndojmë këto, mund të mendojmë për kuptimet e tyre edhe nëse nuk përputhen varg pas vargu. Të kuptuarit e kuptimit të asaj që këndojmë mund të ketë një efekt që do të ndryshojë tërë rrjedhën e namazit. Shumica prej nesh janë në situatën e dikujt që i afrohet një zyrtari të madh qeveritar dhe bën një kërkesë duke thënë diçka në një gjuhë që nuk e kupton. Ne i themi gjërat pa e ditur se çfarë po themi apo çfarë duam. Abdullah ibn Abbasi thoshte: "Një namaz mesatar [as i gjatë as i shkurtër] i kryer me meditim është më i mirë se sa të falesh deri në mëngjes me një zemër të shkujdesur dhe pa menduar." (Gazali, Ihja, I, 151.)

4. Nuk e kuptojmë se çfarë nënkuptojnë veprimet që bëjmë në namaz. Ne nuk e kuptojmë plotësisht kuptimin e ngritjes së duarve, shtrëngimit të duarve, kryerjes së rukusë dhe sexhdes gjatë dhënies së tekbirit. Ndërkohë këto janë fjalë për fjalë akte bindjeje ndaj Zotit. Me tekbirin e fillimit hedhim pas vetes çdo gjë tjetër përveç Allahut. Pastaj qëndrojmë para Tij dhe lexojmë fjalën e Tij duke lidhur duart. Ne tregojmë bindjen tonë ndaj Tij duke u përkulur. Duke bërë sexhde, arrijmë kufirin përfundimtar në afrim dhe bindje ndaj Tij. Ndërsa kur japim selam, rivendosim lidhjen me vëllezërit besimtarë të cilën e patëm ndërprerë me tekbirin e parë dhe përzihemi me njerëzit nëpërmjet selamit që është fjalëkalimi i Islamit.

5. Një nga arsyet më të mëdha pse nuk mund të përqendrohemi në namaz është se shejtani vazhdimisht na pëshpërit dhe ne nuk kemi informacion të mjaftueshëm se si mund t'ia dalim mbanë në këtë çështje. Profeti (a.s.), thotë:

*"Kur njeriu fillon të falë namaz, shejtani i shkon dhe i thotë shumë gjëra që nuk mund t'i mendonte herët e tjera, duke i bërë vesvese vazhdimisht në formën: "Mbaje mend këtë, mbaje mend këtë, mendo për këtë". Në fund njeriu harron se sa rekate ka falur në namaz."* (Buhari, "Ezan", 4; Muslim, "Salat", 19.)



PËR TË SHIJUAR JO VETËM NAMAZET, POR EDHE TË GJITHA LLOJET E ADHURIMEVE, NJERIU DUHET TË USHQEHET ME KAFSHATË HALLALL. NUK KA MUNDËSI QË NJERIU QË FITON HARAM DHE HA HARAM TË KËNAQET ME ADHURIMIN.

Për t'u bërë ballë këtyre vesveseve, sapo të na vijë diçka në mendje, duhet ta kujtojmë menjëherë se jemi në namaz, ta lëmë atë menjëherë dhe t'i kthehemi namazit sapo të vijë çdo gjë e re, pa u menduar në lidhje me të. Gjatë namazit njeriu duhet ta mbajë zemrën si lumë, jo si liqen. Nëse një ndotësi bie në lumë, uji rrjedh dhe e merr atë. Kurse ndotësia e hedhur në liqen qëndron aty përgjithmonë. Edhe ne nuk duhet të ngecim te mendimet e ndryshme që na vijnë në mendje dhe duhet t'i kthehemi namazit menjëherë.

6. Kur jemi në namaz, nuk mendojmë mjaftueshëm se përballë kujt qëndrojmë. Nëse do ta kuptonim plotësisht se jemi në audiencën e Allahut, Zotit të botëve, kur falim namaz, atëherë gjithçka do të ishte ndryshe. Tani mendoni pak: Nëse shefi i vendit tuaj të punës apo guvernatori i qytetit ku jetoni, ju fton në audiencën e tij, ju dridhen duart e këmbët. Andaj mendoni: "Po shkoj para një personi të rangut të lartë." - dhe rregulloheni. Ndërkohë që falim namaz, nuk dridhemi, nuk frikësohemi dhe nuk emocionohemi, edhe pse dalim në audiencën e Allahut (xh.xh.). Kur Hz. Ali ibn Husejni donte të falej, i ndërronte ngjyra e fytyrës. Kur e pyetën se pse e ndjente veten në një gjendje të tillë, ai u përgjigj: "A e dini se në audiencën e kujt do të dal pas pak?"

7. Nuk mendojmë sikur po falim namazin e fundit. Ndërkohë që jemi duke u falur, mendojmë sikur kemi mundësi të adhurojmë dhe të falemi edhe për shumë kohë. Megjithatë, namazi që falim mund të jetë namazi i fundit i jetës sonë. Tani mendoni pak: Pak më vonë, do t'i nënshtroheni një operacioni me rrezik të lartë vdekjeje dhe po falni namazin e fundit. Ose së shpejti armiqtë do t'ju ekzekutojnë dhe ju jeni duke kryer namazin tuaj të fundit. Si do ta falnit atëherë? A do të mendonit për ndonjë gjë tjetër përveç namazit? Shikoni se çfarë i tha i Dërguari i Allahut (a.s.), sahabit i cili i kërkoi këshillë: *"Kur të falësh namaz, fale sikur po fal namazin tënd të fundit."* (Musned, transmetimi nr. 23498.)

8. Për të shijuar jo vetëm namazet, por edhe të gjitha llojet e adhurimeve, njeriu duhet të ushqehet me kafshatë hallall. Nuk ka mundësi që njeriu që fiton haram dhe ha haram të kënaqet me adhurimin.

9. Gjëja më e rëndësishme nga të gjitha është dobësia jonë në besim. Nëse besojmë vërtet në botën tjetër dhe nëse këtë besim e kemi shumë të fortë, mund t'i përkushtohemi namazit shumë më mirë. Zoti (xh.xh.), thotë në lidhje me këtë:

***"Kërkoni ndihmë nga Allahu me durim dhe lutje. Pa dyshim, ai*** (namazi) ***është detyrë e vështirë dhe e rëndë për të gjithë, përveç atyre që u dridhen zemrat nga respekti ndaj Allahut. Ata janë të cilët mendojnë dhe e pranojnë se patjetër do ta takojnë Zotin e tyre dhe se do të kthehen tek Ai."*** (Bekare, 45-46)

Së fundi, le të themi këtë: Shejtani, armiku ynë i qartë, nuk do të na lërë kurrë rehat sa të jemi gjallë. Edhe nëse falemi me përkushtim në një namaz, ai do të vijë tek ne një ditë tjetër dhe do të kërkojë mundësi duke menduar: "Vallë a do të kem mundësi ta tundoj atë në këtë namaz?" Sepse kjo është një luftë që s'ka paqe. Edhe ne në këtë luftë herë do të dalim fitimtarë, herë të mundur. Nga ana tjetër, asnjëherë nuk duhet t'i dorëzohemi vesvesit të shejtanit në këtë çështje: "Meqë nuk mund t'i përkushtohem plotësisht namazit, atëherë nuk duhet të falem.", "Nuk është e drejtë të falem kur kam gjëra të tjera në mendje." Ja pra, kur e themi këtë, e humbim luftën. Ne do të bëjmë gjithçka që të jemi të përkushtuar. Por le të supozojmë se dështuam dhe nuk mund t'i përkushtohemi namazit. Megjithatë, prapë nuk do ta braktisim namazin! Do të jemi të vetëdijshëm për të metat tona, do të pendohemi, por nuk do ta braktisim namazin! Kush e di, ndoshta ky qëndrim i yni do ta zemërojë edhe më shumë shejtanin!

Zoti na përfshiftë në grupin e njerëzve të përkushtuar dhe na bëftë prej atyre që e falin namazin në një formë që Ai është i kënaqur!

# Dhënia e faljes dhe mëshirës

*M. Sami Ramazanollu*

Allahu i Madhëruar atyre që pyesin se çfarë do të bëjnë infak (të japin), u thotë të japin falje. Falje do të thotë lehtësi dhe lehtësim i vështirësisë. Prandaj, kuptimi është: «Jepni atë që është e lehtë dhe atë që keni në dorë dhe shpenzoni atë që nuk është e vështirë për t'u shpenzuar.» Nga aspekti i pasurisë, infak do të thotë të japësh nga mallrat që shpenzohen lehtë. Nga ana tjetër, xhehd do të thotë të japësh atë që është e vështirë për t'u dhënë.

Omer Ibnu'l-Hattabi (r.a.), tregon:

"Një ditë i Dërguari i Allahut (a.s.), na urdhëroi të jepnim sadaka nga ajo që kishim. Kjo përkoi me një ditë kur kisha pasuri me vete. Thashë me vete:

"Të paktën sot do t'ia kaloj Ebu Bekrit." -dhe dhashë gjysmën e asaj që mund të jepja si bamirësi. I Dërguari i Allahut (a.s.), më pyeti:

- Çfarë ke lënë në shtëpi?

- Gjysmën e asaj që kam.", i thashë. Kur e pyeti Ebu Bekrin:

- Çfarë ke lënë në shtëpi?, Ebu Bekri iu përgjigj:

- Kam lënë Allahun dhe të Dërguarin e Tij.

Unë thashë me vete: "Pas kësaj, nuk do të konkurroj mw në asnjë punë me ty, o Ebu Bekr." Pastaj Profeti u kthye nga ne dhe tha:

"Dallimi mes jush është sa dallimi në mes asaj që thoni."

Përsëri, siç thuhet në ajetin fisnik, është prej moralit të njerëzve me moral të lartë që të angazhohesh me jetimët dhe të punosh për përmirësimin e tyre. Kjo është me dobi më të madhe, veçanërisht për ata që merren me jetimin dhe përpiqen ta edukojnë atë.

I Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:

«Kush e përkëdhel kokën e jetimit me dhembshuri dhe mëshirë, ai do të fitojë sevape për çdo fije floku që prek dora e tij."

Në një hadith fisnik thuhet:



"Janë tri grupe që do të jenë nën hijen e Arshit në Ditën e Gjykimit: E para është gruaja që i mbeten jetimë pasi i vdes burri, e më pas nuk pranon kur ta kërkojnë të tjerët duke thënë: "Pasha Allahun! Unë do të përkujdesem për këta jetimë derisa t'i rris.» I dyti është njeriu i pasur i cili kur gatuan, i thërret edhe jetimët dhe nevojtarët të hanë nga ushqimi i mirë që ka gatuar. I treti është ai që nuk i lë pas dore lidhjet farefisnore. Mbi të gjitha, këtyre njerëzve u shtohet rrësku, u zgjatet jeta dhe në Ditën e Gjykimit do të jenë nën hijen e Arshit.»

Personi që është kujdestar i jetimit, duhet ta edukojë jetimin në të njëjtën mënyrë siç e edukon fëmijën e tij. Ai është përgjegjës për të në Ditën e Gjykimit. Andaj duhet ta rregullojë gjendjen e tij. Edukimi mund të ketë forma të ndryshme si kërcënimet, rrahjet, kufizimi i interesave, mirësia dhe dashamirësia. Sepse njerëzit ndryshojnë në aftësi. Disa edukohen me disiplina. Kështu që butësia i prish ata. Disa të tjerë edukohen me të kundërtën e kësaj. Allahu i Madhëruar ka vendosur kufij dhe dënime sipas masës së të keqes që bëjnë robërit. Edukimi i njerëzve të lirë e fisnikë u takon sulltanëve, kurse edukimi i skllevërve dhe fëmijëve u përket zotërinjve dhe baballarëve. Ata janë përgjegjës për edukimin e tyre dhe do të shpërblehen kur ta përmbushin atë.

# A keni ndonjë fidan për të mbjellë?

*Hashim Akën*

Jeta është një rrugë e gjatë dhe gjarpëruese. Askush nuk e di se ku dhe çfarë të presë. Gjërat që priten nuk merren para se të vijë koha e tyre. Ndonjëherë gjejmë gjëra që janë shumë të ndryshme nga ato që synonim për të marrë.

Rruga e një miku nga Stambolli përfundoi në Burkina Faso në verë. Normalisht atje shkohet për të dhënë. Dikur e dinim se atje nuk kishte asgjë për të marrë përveç pluhurit dhe vapës... Por ja që kishte edhe gjëra për të marrë. Pastaj, kur në zemër ranë gjëra të tjera, aty filluam përgatitjet e dasmës. Ky qe një burim emocioni dhe gëzimi edhe për ne. Ne shkuam në shtëpinë përkatëse vetëm për të kërkuar një vajzë. Ne kemi përgjegjësi të lashta që i dimë, me të cilat krenohemi, të cilat na ngrohin zemrat dhe të cilat na bëjnë të rendim për nesër. Ndërkohë ata ishin bërë bashkë jo vetëm për të miratuar kërkesën për martesë të vajzës së tyre, por edhe për të na vënë sërish mbi supe këto përgjegjësi morale.

Në kopshtin e shtëpisë u ulën një familje me rreth pesëdhjetë veta dhe një grup shokësh e miqsh. Kishte edhe një komitet elitar në të cilin përfshiheshin dijetarët e fisit... Ata po na prisnin ne. Kur hymë në derë, filloi këndimi i fjalës së tevhidit me zë të lartë dhe në formë korale. Me dialektin dhe melodinë e tyre specifike... Ne u habitëm më shumë se ata. U ulëm. Shprehje e mirëseardhjes dhe kënaqësisë...

I madhi i familjes e filloi fjalën duke thënë: “Këtu keni ardhur këtu për të lartësuar fjalën e tevhidit. Ndaj edhe ne ju kemi pritur në këtë mënyrë...” Jemi të lumtur që do të japim vajzën, por ka rënë një zjarr tjetër. Ky është një mëkat që shkatërron luksin për të bërë gabime dhe për të devijuar nga objektivi... I njëjti theks u bë edhe atë ditë, edhe



në proceset që pasuan. Madje pa pushim... "Ne i njohim turqit në histori. Udhëheqësit, dijetarët, shehlerët e tyre... Xhihadin e tyre që shkoi deri në brendësi të Evropës... Tani po ju shohim ju si nipërit e tyre. Andaj po ju mirëpresim kështu..."

Askush nuk e dinte emrin tonë. Por ata dinin vetëm një gjë: "Këta kudo që shkojnë duhet të shkojnë si turqit dhe gjyshërit e tyre, për një qëllim të vetëm. Dhe ky qëllim duhet të jetë lartësimi i fjalës së Allahut..." Ata gjithashtu i dinë, i njohin dhe luten për ata që i udhëzuan dhe i vendosën në rrugën e këtyre tokave pjellore. Kjo është e vetmja barrë që nuk mund ta heqim nga supet tona.

Në Turqi shpërtheu një krizë ekonomike... Ata (turqit) po luftonin pa pushim kundër të gjithë botës... Brenda kishte kundërshtarë, kurse jashtë sulmonin ashpër armiq të tërbuar... Këta luteshin për ata. Por ende presin që ju t'u hapni krahët. Duhet t'i hapni aq shumë saqë të mos ketë asnjë të shtypur që të mos merret nën mbrojtje...

Kjo është një tokë pjellore. Është e përshtatshme për mbjelljen e farave dhe mbjelljen e pemëve. Pikërisht ky është vendi i hadithit fisnik në të cilin thuhet: "Po ta dinit se nesër do të shpërthejë apokalipsi (kiameti), patjetër mbilleni fidanin e fundit që keni në dorë."

Ka kaq shumë njerëz nëpër fshatra që pema e besimit nuk është mbjellë ende në zemrat e tyre... Aty do të mbillet fjala e tevhidit, të cilën nuk e kanë dëgjuar më parë...

Ka kaq shumë zemra në të cilat duhet të mbillen farat e mëshirës. (Kjo duhet të bëhet) pa i shfrytëzuar, pa i lënduar, pa ua thyer zemrën...

Ka zemra që do të ringjallen me një lëmoshë, edhe pse kjo e fundit është e vogël për ne. Zemra që ushqehen me faktin ngaqë kujtohen, merren parasysh dhe vlerësohen nga larg...

Pemët e pyllit, zogjtë dhe zemrat e atyre njerëzve të etura për besim do të dëgjojnë ezanin për herë të parë. Sa shumë telashe kemi në një vend ku nuk pushojnë ezanet e pesë vakteve, apo jo? Aty ka vend për çdo farë të bukur që dëshironi të mbillni.

Mus'hafët, të cilët na i besoi një miku ynë, ua dërguam një grupi myslimanësh me aftësi të kufizuara në ecje... Prej tyre erdhën falënderimet dhe bekimet. Dhe më pas mesazhet që shprehnin telashe të tjera... Ja, edhe një tjetër model i ri farërash për ju...

Aty ka një vend për të gjithë ata që dëshirojnë ta mbjellin fidanin që kanë në duar dhe më pas të marrin lutjet për hijen e atij fidani...

Edhe ata e dinë barrën që kemi mbi supet tona. Po ashtu edhe atë që mund ta mbajë këtë barrë?



# SJELLJA E MIRË NDAJ PRINDËRVE

*Prof. dr. M. Jashar Kandemir*

Allahu Teala ka urdhëruar të sillemi mirë ndaj prindërve. Nisur nga kjo:

Të gjithë duhet të sillen mirë ndaj prindërve dhe të jenë mirënjohës kundrejt tyre.

Nëse njëri prej tyre apo që të dy plaken pranë fëmijëve të vet, fëmijët nuk duhet t'u thonë as "of!"

Nuk duhet t'i qortojnë.

Duhet t'u thonë fjalë të buta dhe të mira.

Duhet t'ua hapin krahët me dhembshuri dhe të luten ashtu siç na mëson Allahu Teala në Kurani Fisnik:

***"O Zot! Mëshiroji ata siç më rritën duke u përkujdesur për mua kur isha i vogël!"***

Allahu Teala njofton se dikur mori premtimin prej Beni Israilëve, se ata do të silleshin mirë ndaj prindërve.

I Dërguari i Allahut, (a.s.), nën dritën e këtyre ajeteve fisnike, ka bërë disa paralajmërime të rëndësishme në lidhje me çështjen e bindjes dhe mirësisë ndaj prindërve:

*"Njëra prej gjërave që e gëzon shumë Allahun Teala, është mirësia dhe bindja e njeriut ndaj prindërve të tij."*



*"Një fëmijë nuk mund ta paguajë kurrë hakun e babait, përveçse në një rast: Nëse e gjen babanë e tij rob, e blen dhe e liron atë."*

### HAKU I NËNËS

Nënat i mbartin fëmijët në barqet e tyre duke hequr vuajtje të mëdha dhe i sjellin në këtë botë me shumë vështirësi. Haku i nënës është i pamundur të paguhet, ngaqë rritja dhe edukimi i fëmijës nuk është më pak i vështirë se mbartja e tij në bark.

Një burrë erdhi te i Dërguari i Allahut, (a.s.) dhe e pyeti:

-Ndaj kujt duhet të sillem më mirë dhe t'i shërbej më shumë?

*-Nënës tënde!*

-Po pas saj, ndaj kujt?

*-Nënës tënde!*

-Po pas saj?

*-Përsëri ndaj nënës tënde?*

-Po pas nënës sime?

*-Babait tënd!*

Në këtë mënyrë, i Dërguari i Allahut, (a.s.), ka treguar se haku i nënës është aq i madh, saqë nuk mund të matet me asnjë tjetër.

Edhe nëse nëna nuk është myslimane, fëmijët e kanë për detyrë ta respektojnë dhe të sillen mirë ndaj saj.

Nëna e vajzës së Ebu Bekrit, pra nëna e Esmasë, akoma nuk e kishte pranuar Islamin.

Gruaja e shkretë shkoi një ditë për të vizituar vajzën e saj. Esmaja, (r.a.), nuk po dinte çfarë të bënte. Nëna e saj ishte adhuruese e idhujve. Vallë, a ishte e drejtë ta merrte brenda atë?

Shkoi te i Dërguari i Allahut, (a.s.) dhe e pyeti:

"Nënën e kishte marrë malli për mua dhe ka ardhur te shtëpia ime. A mund ta nderoj atë?" I Dërguari i Allahut, (a.s.), i tha:

*"Po! Sillu mirë ndaj nënës tënde!"*

Sahabi i nderuar, Harithe bin Nu'mani sillej shumë mirë ndaj nënës së tij. Një ditë i Dërguari i Allahut, (a.s.), pa një ëndërr. Ndodhej në xhenet dhe Harithe ishte aty duke lexuar Kuran.

Pasi ua tregoi sahabëve të nderuar ëndrrën, u shpreh: *"Ja, kjo është mirësia."* Pastaj tha se Harithe, (r.a.), e ka fituar xhenetin, për shkak se është sjellë mirë ndaj nënës.

### GJYSMA E NËNËS

*Një burrë erdhi te i Dërguari i Allahut, (a.s.) dhe e pyeti:*

*-Ndaj kujt duhet të sillem më mirë dhe t'i shërbej më shumë?*

*-Nënës tënde!*

*-Po pas saj, ndaj kujt?*

*-Nënës tënde!*

*-Po pas saj?*

*-Përsëri ndaj nënës tënde?*

*-Po pas nënës sime?*

*-Babait tënd!*

Një burrë i tha të Dërguarit të Allahut, (a.s.):

-O i Dërguari i Allahut! Kam bërë një mëkat të madh. A më pranohet pendimi, nëse pendohem?

I Dërguari i Allahut, (a.s.), e pyeti:

*-A i ke prindërit?*

-Jo, nuk i kam.

*-A ke teze?*

-Po, kam.

*-Atëherë, sillu mirë ndaj saj!*

Në këtë mënyrë, i Dërguari i Allahut, (a.s.), tha se njeriu mund të shpëtojë nga mëkati duke u sjellë mirë ndaj tezes, e cila është "gjysma e nënës", nëse nuk i ka prindërit.

### DUHET T'I GËZOJË ATA

Prindërit janë garancia e xhenetit për fëmijët dhe shkak që ata të hyjnë në xhenet nga dera kryesore.

I Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë tri herë: "U shkatërroftë!", për atë pranë të cilit prindërit arrijnë ditët e pleqërisë dhe ai nuk mund të hyjë në xhenet. Po ashtu, është shprehur se fëmijët që nuk i gëzojnë prindërit në periudhën e fundit të jetës së tyre, janë në një humbje të madhe.

Një sahab erdhi te i Dërguari i Allahut, (a.s.)



dhe i kërkoi leje për xhihad. Hazreti Pejgamberi (a.s.), e pyeti:

*-A i ke gjallë prindërit?*

-Po, që të dy janë gjallë.

*-Atëherë shko dhe përpiqu t'u shërbesh atyre!*

Në këtë mënyrë, i Dërguari i Allahut, (a.s.), tregoi se shërbimi ndaj prindërve është më i vlefshëm se xhihadi nafile.

Dikush tjetër i tha të Dërguarit të Allahut, (a.s.), se kishte ardhur të luftonte bashkë me Të apo të shpërngulej te Ai duke i lënë prindërit me lot në sy. Pejgamberi, (a.s.), i tha:

*"Menjëherë kthehu pranë prindërve dhe gëzoji, siç i ke bërë të qajnë!"*

Të gjitha këto ngjarje tregojnë këtë:

Ai që i gëzon prindërit, fiton kënaqësinë e Allahut Teala. Ndërsa ai që i zemëron prindërit, tërheq zemërimin e Allahut të Madhëruar.

## PRINDËRIT NUK DUHET TË KUNDËRSHTOHEN

Kundërshtimi i prindërve është një mëkat shumë i madh.

Kur i Dërguari i Allahut, (a.s.), foli rreth mëkateve më të mëdha, së pari përmendi kundërshtimin ndaj Allahut të Madhëruar dhe pastaj kundërshtimin ndaj prindërve.

Po, mëkati më i madh prej mëkateve të mëdha është adhurimi i diçkaje tjetër për zot, përveç Allahut dhe mosrespektimi i prindërve.

Një ditë, i Dërguari i Allahut, (a.s.), tha se ofendimi dhe mallkimi i prindërve prej fëmijëve të tyre janë prej mëkateve të mëdha.

Sahabët u habitën nga kjo dhe i thanë:

-Si mund t'i ofendojë dikush prindërit e tij?

I Dërguari i Allahut, (a.s.), u përgjigj:

*"Vjen dhe ofendon babain e dikujt tjetër. Edhe ai ia ofendon babanë. Ofendon nënën e dikujt. Edhe ai ia ofendon nënën e atij."* Në këtë mënyrë, ka ofenduar prindërit e tij.

I Dërguari i Allahut, (a.s.), e përdorte shumë pak mallkimin, por megjithkëtë, tha:

*"Allahu e mallkoftë atë që mallkon prindërit e tij."*

Hazreti Pejgamberi, (a.s.), na ka mësuar:

Allahu i Madhëruar e ka ndaluar kategorikisht mosbindjen ndaj prindërve.

Ja pra, për këtë arsye nuk mund të hyjnë në xhenet ata që i kundërshtojnë prindërit e tyre.

## PAS VDEKJES SË PRINDËRVE

Detyrat e fëmijëve kundrejt prindërve të tyre nuk mbarojnë edhe pas vdekjes. Kanë detyra të tjera edhe pasi ata t'i japin lamtumirën jetës së kësaj bote.

Një sahab e pyeti të Dërguarin e Allahut, (a.s.), për këtë:

-A ka ndonjë mirësi që mund ta bëj për prindërit pasi ata të ndërrojnë jetë?

Hazreti Pejgamberi, (a.s.), iu përgjigj:

*-Po, duhet të lutesh për ta dhe të kërkosh (nga Allahu) që t'ua falë mëkatet e tyre,*

*Të zbatosh porositë e tyre,*

*Të mbrosh të afërmit e tyre dhe*

*Të nderosh miqtë e tyre."*

Fëmijët duhet të sillen mirë ndaj mikut të babait, madje edhe ndaj familjes së tij. Duhet t'i mbrojnë dhe t'i ndihmojnë ata.

I Dërguari i Allahut, (a.s.), e ka cilësuar këtë si mirësinë më të vlefshme.

## SI DUHET TË LUTEMI PËR PRINDËRIT?

Kurani Fisnik na mëson se si duhet të lutet një fëmijë për prindërit e tij:

***"O Zot! Mëshiroji ata siç më rritën duke u përkujdesur për mua kur isha i vogël!"***

***"O Zot! Më fal mua, prindërit e mi dhe besimtarët ditën kur do të jepet llogari!"***

Fëmija duhet të japë sadaka për prindërit e tij pasi ata të ndërrojnë jetë. Sevapet e mirësive që bëhen për ta, do t'u shkojnë shpirtrave të tyre.

# Sa ndryshojnë Islami dhe Perëndimi!

*Filiz Konxha*

Në këtë botë ka shumë kultura, filozofi dhe mënyra të ndryshme jetese. Vallë, cila është më e drejtë? Cila është më e bukura? Cila është më e dobishme për njerëzit? Sipas cilës arrihet lumturia? Prej cilës Zoti është i kënaqur?

Këtyre pyetjeve nuk është e lehtë t'u japësh përgjigje. Ato kërkojnë dije të thellë, studime të gjata dhe kërkime serioze.

Në mendje të vjen së pari civilizimi perëndimor me shfaqjen marramendëse dhe suksesin teknik të mrekullueshëm. Ndërkohë, shumë filozofë dhe mendimtarë perëndimorë shprehen se civilizimi perëndimor është i sëmurë mendërisht e shpirtërisht dhe se po e zvarrit njerëzimin në shkatërrim. Kështu që, ata po përpiqen të gjejnë rrugët e shpëtimit.

Me të vërtetë, edhe neve ditë për ditë po na shtohet admirimi ndaj këtij civilizimi të çmendur e depresionues. Parimet njerëzore i përdorin të njëanshme vetëm për interesat e tyre. Të drejtat e të tjerëve nuk i njohin dhe popujt e pambrojtur i shkatërrojnë në mënyrë barbare. Ata kanë arritur kulmin në mendjemadhësi e shtirje dhe kanë marrë një rrugë të shfrenuar në dëshira dhe argëtime. Koncepti i nderit dhe familjes ka rënë nën këmbët e tyre.

Ndërmjet individëve janë shkëputur të gjitha lidhjet e dashurisë e të respektit. Njerëzit janë bërë kurban të alkoolit, drogës e pasionit; kanë devijuar dhe janë bërë hipi.

Mbi të gjitha, nuk e shohin gjendjen e tyre, po mundohen të ngrenë imperializmin kulturor me të gjitha institucionet e tyre fetaro-sociale dhe po përpiqen t'i zvarrisin edhe popujt e tjerë në batakun e tyre. Po ashtu, po mundohen t'i arrijnë synimet e tyre me libra, koleksione, filma, teatro, institucione arsimore, shkolla private, kurse, bursa, ftesa dhe mësime.

Kemi shkuar te ata, i kemi njohur nga afër, ua kemi parë fytyrën e brendshme dhe ua kemi kuptuar nijetin e fshehtë. Të shkretët, janë shkatërruar nga aspekti shpirtëror. Nëse ne i marrim ata për shembull, nëse mashtrohemi ndaj shfaqjeve ndriçuese dhe, nëse ndjekim kulturat e sëmura të tyre, do të thotë se do të shkatërrohemi.

Tashmë, ne të gjithë si popull duhet ta shikojmë epërsinë dhe përsosmërinë e kulturës sonë, duhet të kapemi fort pas saj, duhet të zhvishemi nga imitimi dhe t'i edukojmë fëmijët tanë si njerëz myslimanë me karakter, me edukatë, me moral të lartë, të dashur, të respektueshëm, të ditur, të urtë, përgjegjës, punëtorë, të frytshëm dhe të sinqertë. Duhet të jemi shumë të përpiktë dhe të kujdesshëm, në mënyrë që sëmundjet shpirtërore të perëndimit të mos u ngjiten brezave tanë, që të mos shkatërrohen familjet e vatrat tona dhe që populli ynë të mos gjunjëzohet materialisht e shpirtërisht.

Në këtë material kemi zgjedhur një/dy hadithe fisnike të Pejgamberit, (a.s.), nga shumë prej tyre, me shpresë që të ketë sa më shumë begati dhe në mënyrë që të gjithë të shikojnë shembuj nga mirësitë e pafundme të Islamit dhe epërsitë e pakrahasueshme të tij. Pastaj ta bëjmë sa më të qartë ndryshimin ndërmjet kulturës Islame dhe asaj perëndimore, duke krahasuar nënat myslimane me gratë e papërgjegjshme në perëndim, të cilat preferojnë më shumë të mbajnë një qen sesa të edukojnë një fëmijë.

1. Taberani transmeton nga Abdullah b. Umer se Pejgamberi, (a.s.), ka thënë:

*"Gruaja në shtatzani, në kohën derisa të lindë dhe derisa ta ndajë fëmijën nga gjiri, është si luftëtari që ruan kufijtë në rrugë të Allahut (vazhdimisht merr sevap si ai). Nëse vdes në këtë kohë, asaj i jepet shpërblimi i dëshmorit."*

2. Transmetohet nga Abdurrahman b. Auf (r.a.), se i Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë:

*"Kur gruaja të ngelë shtatzënë, fiton shpirtërisht shpërblimin e një luftëtari, që ditën agjëron, natën fal namaz dhe i është dorëzuar Zotit me gjithë zemër. Kur ta kapin dhimbjet e lindjes, asnjë krijesë nuk mund ta kuptojë plotësisht se sa shumë shpërblim merr ajo. Kur të lindë fëmija, ajo merr sevap sikur ngjall një jetë, sa herë foshnja ta thithë gjirin apo sa herë t'i japë gji atij. Kur fëmija të rritet dhe t'i ndërpritet gjiri, atëherë dy engjëj e prekin te shpatullat dhe i thonë: "(Tashmë nuk të ka ngelur asnjë mëkat.) Filloje jetën përsëri duke mos pasur asnjë gjynah…"* (Nuajm, Hiljetu'l-evlija, IV, 298; Hejsemi, Mexhma'u'z-zevaid, IV, 560.)

**"O ju që keni besuar! Me të vërtetë, pijet alkoolike** (që e mbulojnë mendjen dhe gjërat e tjera të ngjashme me to), **bixhozi, idhujt dhe shigjetat e fallit janë vepra të ndyta nga punët e djallit. Prandaj, largohuni nga këto, me qëllim që të shpëtoni! Vërtet, djalli me pije alkoolike dhe me bixhoz kërkon që të fusë midis jush armiqësi e urrejtje dhe t'ju shmangë nga të kujtuarit e Allahut dhe kryerja e namazit. Prandaj, a po hiqni dorë?" (Maide, 90-91)**

Gjërat që i bëjmë në mënyrë automatike duke i nxjerrë nga kontrolli i mendimit i quajmë zakone. Me të vërtetë, mekanizmi që mundësojnë zakonet ka një vend të rëndësishëm për lehtësimin e jetës sonë të përditshme. Vetëm se kur zakonet bëhen kronike deri në atë masë saqë ta pushtojnë të gjithë jetën, detyrimisht njeriu mbyllet ndaj të tjerëve dhe bie në një gjendje të papërputhshme me atë të shoqërisë. Nisur nga ky aspekt, zakoni është një fenomen i gabuar. Kurani Fisnik, i cili e vendos në qendrën e aktiviteteve njerëzore të menduarit dhe prodhimin e mendimit, sigurisht që nuk e lejon një qëndrim të tillë. Por njeriu e ka mundësinë për të reaguar ndaj paralajmërimeve pozitive që mund të bëhen, për të hequr dorë nga gabimi dhe për ta rivënë në funksion mendimin dhe vullnetin e tij edhe pse kjo e fundit është e vështirë. Krahas që jeta ka hyrë në monotoni, mendja dhe mendimi i njeriut nuk do të thotë se nuk ekzistojnë edhe pse mund të jenë pasivë. Ndërsa zakonet që njihen si zakone të këqija, që e sulmojnë drejt për së drejti shëndetin shpirtëror, që e nxjerrin plotësisht jashtë funksioni vullnetin, mendjen dhe që e zhveshin njeriun nga pozita e tij e nderuar, janë shkatërrues me çdo aspekt të tyre. Ja pra, në këtë artikull do të merret në qendër varësia ndaj alkoolit që i përfaqëson zakonet e tjera të këqija.

Zakoni i alkoolit ishte mjaft i përhapur edhe në periudhën kur erdhi Islami siç është i përhapur në ditët e sotme. I Dërguari i Allahut, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të, e filloi detyrën e predikimit të Islamit në një shoqëri që bashkëjetonte me alkoolin. Ndalesa e alkoolit që erdhi në periudhën e Medinës, e arriti qëllimin e saj në një kohë të shkurtër. Për arritjen e këtij suksesi u bë shkak edhe gradualiteti, pra, përhapja në kohë e dispozitave në lidhje me alkoolin duke e shtuar dozën vazhdimisht në përputhje me natyrshmërinë e njeriut. Në ajetin e parë prej ajeteve që kanë të bëjnë me këtë çështje (Nahl, 67), u tregua në mënyrë indirekte se çështja e alkoolit do të vihet si dispozitë nga Kurani Fisnik. Më vonë, u nxor në pah e vërteta se mëkati i bërë për shkak të alkoolit është më i madh se dobia e përftuar prej tij (Bakara, 219) Pas pak kohe, u vendos ndalesa e parë e kufizuar në formën e "mosfaljes së namazi në gjendje të dehur". (Nisa, 43) Në secilën prek këtyre fazave një pjesë prej sahabëve e patën lënë konsumimin e alkoolit. Më së fundi, alkooli u ndalua në formë të prerë me anë të ajeteve 90-91 të sures Maide që janë përmendur në krye të këtij shkrimi për të formuar temën e këtij të fundit. Sapo u dëgjua lajmi për ndalimin, fuçitë dhe enët me alkool u boshatisën. Nëpër rrugët e Medines u formuan përrenj të vegjël me pije. Atë kohë ishte viti 10 hixhri apo 632 gregorian.

Përgjatë rrjedhës së historisë e dimë se një tablo e ngjashme me këtë ka ndodhur edhe në disa qytete në Shtetet e Bashkuara të Amerikës (SHBA). Kur konsumimi i alkoolit në këtë vend arriti tre fishin e shifrave të sotshme përgjatë viteve 1800, disa grupe prej popullit u shprehën se duhet të ndalohet pirja e alkoolit duke hedhur sloganet se alkooli është i dëmshëm për trupin dhe është mëkat. Pas shumë debateve të gjata, konsumimi, prodhimi, shitja, eksporti, importi dhe transporti i pijeve alkoolike u ndaluan në shkallë vendi me anë të një ligji (1919) dhe për zbatimin e ndalimit të alkoolit u ngarkuan me detyrë 1520 policë federalë. Kjo periudhë që përfshinte kohën ndërmjet viteve 1920-1933 u emërtua "Eksperimenti Fisnik" (The Noble Expriment). Fotografitë që i përkasin periudhës së zbatimit të ndalesës, reflektojnë skenat e derdhjes nëpër rrugë nga ana e policëve të ngarkuar me këtë detyrë të birrave të prodhuara në të zezë. Por ja që ndalesa, ndërkohë që mbështetej nga një pjesë e popullit, kundërshtohej një pjesë tjetër e tij. Për këtë arsye, njerëzit filluan të protestonin nëpër rrugë nën sloganin "We wonte beer/ duam birrë". Këto protesta morën fund me heqjen e ndalesës për pijet alkoolike në Shtetet e Bashkuara të Amerikës.

Cilido qoftë preteksti i çfarëdo lloj kundërshtimi, që mund të bëhet kundër ndalesës së pijeve alkoolike, prapë se prapë nuk ka dyshim që alkooli është një fatkeqësi për njerëzimin. Për këtë arsye, këtu



nuk e shohim të arsyeshme që t'i përmendim dëmet që alkooli i shkakton njeriut. Orvatjet e pabaza si "pak nuk të bën zarar" janë shumë larg të vërtetës. Këtë fakt e tregon qartë konsumimi i alkoolit që po shtohet shumë çdo vit dhe rezultatet e tmerrshme të këtij shtimi.

Ndalesa e alkoolit që solli Kurani Fisnik korri një sukses absolut në një kohë të shkurtër. Kjo korrje suksesi u realizua në sajë të përhapjes së zbatimit në kohë, por krahas kësaj ka edhe disa faktorë të tjerë të cilët duhet t'i kemi parasysh.

Shoqëria që u lartësua me dispozitat e Kuranit Fisnik përbëhej nga njerëz me personalitet, të edukuar nga i Dërguari i Allahut (a.s.), të vetëdijshëm dhe që kishin ndjenja të larta shpirtërore në nënshtrimin ndaj Zotit që i përgjëroheshin: "Na udhëzo në rrugë të drejtë, o Zot!" Ata hoqën dorë nga alkooli jo për ndonjë shkak material apo interes, por ngaqë e bëri haram Allahu i Madhëruar. Kur erdhi dispozita e prerë që e ndalonte alkoolin, Umeri (r.a.), shfaqi nënshtrim ndaj saj duke u shprehur: "Intehejna, Intehejna / hoqëm dorë, o Zot, hoqëm dorë!" (Nesai, Eshribe, 1.) Kur lajmi i ndalesës u përhap te të gjithë njerëzit, të gjithë i derdhën qypat me alkool që kishin. Për shkak të kësaj, nëpër rrugë u formuan përrenj të vegjël prej alkooli. Asnjë hezitim dhe asnjë pakënaqësi nuk u shfaq kundrejt kësaj ndalese. Enes b. Maliku (r.a.), thotë: "Kur na lajmëruan se alkooli ishte bërë haram përgjatë një mbledhjeje që po u jepja alkool atyre që kishin marrë pjesë, më thanë: Menjëherë derdhe alkoolin që ka mbetur! Edhe unë e derdha. Pastaj nuk kemi pirë më alkool ndonjëherë tjetër." (Nesai, Eshribe, 2.)

Fuqia pas kësaj tabloje të mrekullueshme që nxorën në pah pasuesit e Islamit, i cili e vendosi këtë ndalesë, ishte sinqeriteti, ndërsa pas dështimit në Shtetet e Bashkuara të Amerikës ishte mungesa e sinqeritetit. Numri i policëve të ngarkuar me detyrën për ta kontrolluar këtë ndalesë ishte vetëm 1520 në të gjithë atë vend të stërmadh, mund të konsiderohet si një fakt që e vërteton këtë. Ndoshta këtë e tregon edhe kjo shprehje e shkencëtarit të famshëm Julius Hirschit (1892-1962): "Muhamedi (a.s.), e ndaloi alkoolin me anë të Kuranit. Përgjatë shekujsh, shoqëri të mëdha njerëzore u mbrojtën nga dëmet e alkoolit. Ky rezultat nuk u arrit dot në Amerikën e ndritur të shekullit të 20-të krahas çdo lloj propagande dhe paralajmërimeve shkencore." (Julius Hirsch, "Mbrojtja e shëndetit – Libër mësimor", Stamboll 1938, Botimet e Universitetit të Stambollit, nr: 34, fq. 242.)

Çdo gjë që është në kundërshtim me cilësitë e krijimit (natyrshmërisë) së njeriut, është në kundërshtim edhe me Islamin që është "feja e natyrshmërisë". Kjo e vërtetë gjendet në bazën e ndalimit të çdo lloj pijeje që shkakton dehje dhe vartësi. I Dërguari i Allahut (a.s.), nuk zgjodhi pijen dehëse, por zgjodhi qumështin kur iu paraqitën këto dy pije në miraxh. Si rezultat, ai u njoftua se veproi sipas natyrshmërisë njerëzore. Edhe ky fakt e vërteton atë që thamë më sipër. (Buhari, Ehadithu'l-Enbija, 22.)

Ndalimi i individit apo i shoqërisë për të mos pasur kontakt me alkoolit, dilte në pah si një mënyrë e rëndësishme për frenimin e zakonit të alkoolit në ftesën e të Dërguarit të Allahut (a.s.). Pejgamberi i nderuar ka thënë: *"Unë nuk jam dërguar si mallkues."* Por në të njëjtën kohë thotë: "*Allahu e mallkoftë pijen, atë që e pi, atë që e servir, atë që e shet, atë që e merr, atë që e bën, atë që urdhëron të bëhet, atë që e mbart dhe atë që urdhëron për mbartjen e saj!*" (Ebu Davud, Eshribe, 2.) Këtë hadith fisnik duhet ta shtjellojmë në kontekstin që thamë pak më lart.

Ajo që pranohet sipas shumicës së dijetarëve, pra, mendimi se vera nuk është e ndytë shpirtërisht, por fizikisht, duhet të shtjellohet në kontekstin e mësipërm. Prandaj, vera duhej të pranohej e ndytë fizikisht, në mënyrë që besimtari të vendosë një largësi reale me të. Ja pra, mospërhapja e pijeve alkoolike në shoqëritë islame përgjatë shumë shekujsh kur ka sunduar ndjeshmëria fetare ishte rezultat i të gjithë këtyre faktorëve. Kjo mundësi gjithmonë do të jetë para njerëzve për sa i përket ndalimit të alkoolit.

Ndërkohë ka edhe një shprehje të mbushur plot me "pasion" që thotë: "Kur vera zihet, e humb vetinë e të dehurit. Për këtë arsye, nuk ka ndonjë ndalesë për ngrënien e ushqimeve të përgatitura me verë." Krahas dispozitës juridike të kësaj shprehjeje, këtu do të ishte me vend ta thoshim qartë se sa larg është ajo me frymën e Kuranit Fisnik dhe Traditës së të Dërguarit të Allahut (a.s.).

Abdullah ibn Amri (r.a.), transmeton se i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:

“Unë jam dërguar vetëm si mësues...”

(Ibn Maxhe, Sunnet, 1.)

“Po falnim namaz bashkë me të Dërguarin e Allahut (a.s.). Kur teshtiu njëri prej xhematit, atij i thashë: ‘Jerhamukall-llah / Allahu të mëshiroftë!’ Befasisht të gjithë filluan të më shikonin ters. Kur u thashë: ‘Çfarë ndodhi? Përse më shikoni ashtu?’, filluan t’i rrihnin gjunjët me duart e tyre. Kur e kuptova se deshën të më bënin të heshtja, u nxeha, por sidoqoftë heshta. I Dërguari i Allahut (a.s.), e mbaroi namazin. Nëna dhe babai i qofshin falë! Unë nuk kam parë mësues që të mësonte më bukur se ai as para tij, as pas tij. Për Zotin, as nuk e vari surratin, as nuk më qëlloi, as nuk më kritikoi. Vetëm më tha: “Ky është namaz. Përgjatë namazit nuk flitet. Namazi është tesbih, tekbir dhe lexim i Kuranit.” (Muslim, Mesaxhid, 33.)

Muavije b. Hakem es-Sulemi (r.a.), i cili ishte prej sahabëve, kështu e mësoi nga i Dërguari i Allahut (a.s.), se nuk flitej në namaz. Edhe shumë sahabë të tjerë kanë kujtime të ngjashme me të, sepse e gjithë jeta e Hz. Pejgamberit ka kaluar me mësimin dhe edukimin e të tjerëve. Allahu Teala e zgjodhi atë si udhërrëfyes i udhëzimit në një kohë kur njerëzit pothuajse e kishin harruar njerëzillëkun, kur vlerat morale kishin degraduar dhe kur injoranca kishte shpallur sundimin e saj. Zoti (xh.sh.), thotë në Kuranin Fisnik: ***“Po kështu,*** (për të plotësuar mirësinë Time ndaj jush) ***ju kam sjellë një të Dërguar, nga mesi juaj, i cili ju lexon shpalljet Tona, ju pastron*** (nga gjynahet)***, ju mëson Librin*** (Kuranin) ***e Urtësinë*** (rregullat e fesë) ***dhe ju mëson ato gjëra që nuk i keni ditur.”*** (Bakara, 151) Edhe i Dërguari i Allahut, alejhi’s-selam, thotë: *“Unë jam dërguar vetëm si mësues...”* (Ibn Maxhe, Sunnet, 1.) Hz. Pejgamberi mori si rregull ajetin fisnik në të cilin thuhet: ***“Thirr në rrugën e Zotit tënd me mençuri dhe këshillë të bukur dhe diskuto me ata në mënyrën më të mirë!..”*** (Nahl, 125) Ai u përpoq gjithmonë për ta zbatuar këtë detyrë në çdo kohë dhe në çdo vend me një gjuhë të ëmbël dhe fytyrë të qeshur.

I Dërguari i Allahut, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të, fliste ngadalë dhe qartë aq sa mund ta kuptonin dhe të mësonin ata që gjendeshin pranë tij. Fjalët nga buzët e tij (a.s.), dilnin një nga një. (Tirmidhi, Menakib, 9.) Kur e shikonte të nevojshme, i përsëriste fjalët dhe vepronte me durim dhe largpamësi. Hz. Pejgamberi, duke u shqetësuar prej bezdisjes që mund të ndjenin njerëzit, zgjidhte kohën më të përshtatshme për t’u folur atyre në vend se t’u mbante vaza (ligjërata) të njëpasnjëshme. (Buhari, Ilim, 11.) Ai përpiqej që mesazhet të cilat dëshironte t’i jepte të ishin ndikuese dhe influencuese. Për këtë arsye, nganjëherë i jepte duke treguar histori rreth ngjarjeve që u kishin ndodhur popujve të mëparshëm dhe nganjëherë i jepte duke paraqitur shembuj të veçantë siç e shohim në fjalën e tij: *“Besimtari u ngjan të mbjellave të gjelbra.”* (Buhari, Tevhid, 31.) Nganjëherë e fillonte bisedën duke u shprehur: “A e dini se kush është i falimentuari?” Në këtë mënyrë, e merrte të gjithë vëmendjen e të pranishmëve dhe e përgatiste mendjen e tyre për temën që do të shtjellonte. Ai u jepte rëndësi faktorëve vizualë dhe e përdortë shumë mirë gjuhën e trupit. Një grup që përbëhej nga të rinj që erdhën për të marrë informacion prej tij rreth Islamit, i porositi duke u thënë: *“Faleni namazin siç më shikoni mua duke e falur.”* (Buhari, Ezan, 18.) Ndërsa një herë tjetër, e shpjegoi duke vizatuar forma në rërë lidhjen ndërmjet shpresave që ka njeriu, vështirësive që i ka në këtë botë dhe exhelit/vdekjes. (Buhari, Rikak, 4.) Pyetjeve që i drejtoheshin, u jepte përgjigje duke marrë parasysh gjendjen e pyetësit dhe vepronte sipas parimit të lehtësimit. Kur Seleme b. Sahri (r.a.), i cili u bë pishman për një faj që e kishte bërë në muajin e Ramazanit, u përball me reagimet e ashpra të të afërmve të tij kur ua tregoi situatën, nuk e mbajti dot veten pa u thënë kështu të afërmve pasi shkuan te i Dërguari i Allahut (a.s.), pasi e diskutuan çështjen me të



dhe pasi ai u tregoi rrugën më të përshtatshme për shpagimin e gabimit: "Unë gjeta te ju logjikë të ngushtë dhe moskuptim. Ndërsa te i Dërguari i Allahut (a.s.), gjeta tolerancë dhe mirëkuptim." (Ebu Davud, Talak, 16-17.) Të qenët tolerant ishte prej cilësive më dalluese në metodën e edukimit të të Dërguarit të Allahut (a.s.). Hz. Pejgamberi i tërhoqi vëmendjen një beduini që bëri urinën në xhami (Ibn Maxhe, Taharet, 78.) dhe i qetësoi sahabët e tij që deshën ta sulmonin me zemërim duke u thënë: *"Ju jeni dërguar si lehtësues, jo si vështirësues."* (Tirmidhi, Taharet, 112.) I Dërguari i Allahut, alejhi's-selam, edhe kur shikonte apo njoftohej se ishte bërë një gabim serioz, prapë se prapë nuk lëndonte asnjë, por e fillonte fjalën pa dhënë emër dhe duke u shprehur: *"Çfarë po u ndodh disave që..."* (Muslim, Fedail, 127.) Në këtë mënyrë e tregonte gabimin e bërë dhe nuk fliste rreth njerëzve që gabonin, por fliste rreth gabimeve të bëra. I Dërguari i mëshirës sillej edhe me më shumë butësi kur u mësonte diçka fëmijëve dhe të rinjve. Bisedën me të rinjtë e fillonte duke u shprehur: "Bir/bijë!..", nganjëherë ua përkëdhelte kokën (Ebu Davud, Salat, 28.) dhe formonte një marrëdhënie të mbështetur në dashuri me ata. I Dërguari i Allahut (a.s.), u jepte atyre mundësinë për ta kuptuar dhe për ta rregulluar gabimin dhe nuk i largonte ata prej vetes duke reaguar me tepër seç duhet. Një herë, një të ri që i tha se dëshironte të bënte imoralitet e kishte pyetur: "A do dëshiroje që të bëhet imoralitet me nënën tënde?" Sikundër përgjigjes që i dha i riu në formën: "Sigurisht që nuk dua.", të njëjtën pyetje ia bëri veç e veç edhe për vajzën, hallën, tezen dhe motrën e tij. Për çdo herë që ia bëri pyetjen, i Dërguari i Allahut (a.s.), mori përgjigjen "jo". Pastaj i tha të riut: "Askush nuk dëshiron që të bëhet imoralitet me nënën, me motrën apo me ndonjë të afërme tjetër të tij." Pastaj u lut për faljen e mëkateve të atij djali të ri. (Ibn Hanbel, V, 256-257.)

I Dërguari i Allahut, alejhi's-selam, përgjatë periudhës njëzet e tri vjeçare si pejgamber, ua mësoi sahabëve të tij mesazhet hyjnore me butësi dhe dashuri siç e "mëson një baba fëmijën e tij". (Nesai, Taharet, 36.) Më e rëndësishmja është se ai (a.s.), ua mësoi fenë të tjerëve duke e përjetuar vetë. Pra, të gjitha mesazhet hyjnore i shndërroi në shembuj konkretë. Sa pari u besoi dhe i praktikoi vetë të gjitha urdhrat dhe ndalesat hyjnore. Pastaj priti që t'u besonin dhe t'i praktikonin edhe të tjerët. Ai u mësoi njerëzve se vdekja nuk është zhdukje dhe u tha atyre se njerëzit janë robër dhe vëllezër të barabartë te Allahu Teala. I Dërguari i Allahut, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të, theksoi se epërsia ishte vetëm te devotshmëria dhe se dashuria ndaj Allahut Teala dhe të Dërguarit të Tij vinte para çdo gjëje. Ai u shpjegoi njerëzve se çdo gjë në natyrë është argument për ekzistencën e Allahut dhe se as edhe një gjethe nuk bie pa lejen e Atij. Në këtë mënyrë, së pari u ndërtoi mendjet dhe pastaj ua lartësoi shpirtrat. Ata i edukoi me mirësi që do t'ua mundësonin të ndërtonin edhe këtë botë, edhe botën tjetër. Ata i mbarti në pikën më të lartë të civilizimit duke i pajisur me informacione që përfshinin çdo fushë të jetës duke filluar nga cilësitë më të larta të moralit e deri te çështjet më të thjeshta si rregullat e hyrjes në tualet. Mbi të gjitha, ua mundësoi atyre që të bëheshin një shoqëri shembullore për brezat e ardhshëm.

# LUTJA E PROFETIT ﷺ

Për ata që e vështrojnë botën e të fshehtave me lot të sinqertë, secila prej pikave të atyre lotëve janë si pasqyra që mbajnë në vetvete një mijë e një oqeane. Në çdo pikë të këtyre oqeaneve duken qartazi dhe ashiqare të fshehtat dhe urtësitë hyjnore. Me ato lexohen shumë faqe urtësie që nuk mund të lexohen dot.

Sepse lotët janë një gjuhë hyjnore që mbartin e shprehin kuptime që nuk mund t'i mbartin fjalët. Njeriu nëpërmjet lotëve kërkon prej Zotit gjëra që as nuk mund t'i imagjinojë... Në këtë mënyrë arrin mëshirën e të Gjithëmëshirshmit...

## VLERA E NJERIUT: LUTJA

I Dërguari i Allahut, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të, gjithmonë jetoi në gjendje lutjeje, përgjërimi, lavdërimi, falënderimi dhe përkujtimi ndaj Allahut Teala. Edhe sahabët i mësoi që të jetonin në gjendje përgjërimi ndaj Zotit (xh.xh.).

Sepse;

Vlera e njeriut te Allahu i Madhëruar është sipas adhurimit dhe përgjërimit që i bën Zotit (xh.xh.). Në ajetin fisnik thuhet:

*"*(o i Dërguar!) ***Thuaj: "Zoti im nuk do t'ju përfillte, sikur të mos ishte lutja*** (dhe adhurimi) ***juaj.*** (Nëse nuk do të bëni lutje, atëherë çfarë vlere keni?!. Domethënë, çfarë dobie do të kishit atëherë?!.)***...""*** (Furkan, 77)

Kështu, kur iu afruan pemës njeriu i parë, Hazreti Ademi dhe bashkëshortja e tij, Hazreti Havaja, u përzunë nga xheneti dhe u dërguan në dynja. Në fillim shfaqën pendim të sinqertë duke qëndruar të ndarë për vite me radhë. Pastaj u bashkuan me njëri-tjetrin dhe iu përgjëruan Allahut Teala. Ata iu lutën:

***"...O Zoti ynë! Ne e kemi futur veten në gjynah, prandaj, nëse Ti nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne vërtet që do të jemi nga të humburit."*** (A'raf, 23)

Allahu i Lartësuar e pranoi pendimin dhe istigfarin e atyre. Ai u kënaq prej lutjeve të tyre që i bënin me lot në sy. Kështu që u hapi atyre derën e faljes.

"Kur Zoti përmend cilësitë e robërve që janë të ditur me të vërtetë, domethënë që kanë marrë pjesë nga "marifetull-llahu", thotë: *"...*





***Shpresojnë mëshirën e Zotit...”*** (Zumer, 9) Ata gjithmonë jetojnë në gjendje lutjeje...”

## PERLAT TË CILAT I MORËN ENGJËJT

Lotët janë burim pendimi për ata që kanë hyrë në rrjetën e dashurisë hyjnore. Ato i djegin dhe i pastrojnë mëkatet dhe janë falënderim ndaj Zotit (xh.xh.).

Lotët janë shtëpiza e shpresës ndaj Allahut Teala. Lum për ata që mund të qajnë në pragun e kësaj shtëpize në një moment kur priten të gjitha shpresat! Ata janë fatlumët e vërtetë.

Për ata që e vështrojnë botën e të fshehtave me lot të sinqertë, secila prej pikave të atyre lotëve janë si pasqyra që mbajnë në vetvete një mijë e një oqeane. Në çdo pikë të këtyre oqeaneve duken qartazi dhe ashiqare të fshehtat dhe urtësitë hyjnore. Me ato lexohen shumë faqe urtësie që nuk mund të lexohen dot. Sepse lotët janë një gjuhë hyjnore që mbartin e shprehin kuptime që nuk mund t'i mbartin fjalët. Njeriu nëpërmjet lotëve kërkon prej Zotit gjëra që as nuk mund t'i imagjinojë... Në këtë mënyrë arrin mëshirën e të Gjithëmëshirshmit...



“(O i Dërguar!) ***Thuaj: “Zoti im nuk do t'ju përfillte, sikur të mos ishte lutja*** (dhe adhurimi) ***juaj.*** (Nëse nuk do të bëni lutje, atëherë çfarë vlere keni?!. Domethënë, çfarë dobie do të kishit atëherë?!.)***...””*** (Furkan, 77)”

Sa bukur e shpreh kjo histori vlerën e një pike loti që derdhet nga sytë për hatër të Allahut (xh.xh.):

Një ditë kur Xhunejd Bagdadi (k.s.), po ecte në rrugë, pa se engjëjt po zbrisnin nga qielli dhe se po merrnin disa gjëra nga toka. Njërin prej tyre e pyeti:

“Çfarë janë ato gjëra që po merrni?”

Engjëlli iu përgjigj:

“Kur një mik i Allahut po kalonte këtej, nxori një “Ah!” me mallëngjim dhe nga sytë i rrodhën disa pika loti. Ne po i marrim ato pika loti, në mënyrë që të fitojmë mëshirën dhe faljen e Allahut Teala.”

Allahu i Lartësuar u jep shumë rëndësi ibadetit të robit dhe lotëve të sinqerta të tij, sepse Zoti e ka krijuar njeriun që ta adhurojë Atë. Kushti i parë i kësaj është që njeriu ta njohë Zotin (xh.xh.). Edhe qëllimi i jetës është mësimi i marifetull-llahut.

Kur Zoti përmend cilësitë e robërve që janë të ditur me të vërtetë, domethënë që kanë marrë pjesë nga “marifetull-llahu”, thotë: ***“...Shpresojnë mëshirën e Zotit...”*** (Zumer, 9) Ata gjithmonë jetojnë në gjendje lutjeje...

Një prej shembujve më të veçantë të kësaj gjendjeje është Hazreti Ibrahimi.

## LUTJET E HALILULL-LLAHUT / MIKUT TË ALLAHUT

Ibrahimi (a.s.), shfaqi sakrificë në rrugë të Allahut me pasurinë, jetën dhe fëmijët e tij. Në këtë mënyrë arriti gradën “Halilull-llah /Mik i Allahut”. Por në pozitën sublime që u lartësua, iu hapën shumë horizonte. Prej atje atij i erdhën shumë shfaqje madhështore. Ndërsa ai shfaqi modesti kundrejt këtyre shfaqjeve dhe iu përgjërua Zotit:

“(O Zot!) ***Mos më turpëro ditën kur do të ringjallen*** (njerëzit)***!..”*** (Shik. Shuara, 87.)

Domethënë se ahireti qenka një ditë e frikshme dhe e tmerrshme. Kundrejt tmerrit të asaj dite ndjehej i dobët edhe Hazreti Ibrahimi, i cili kishte arritur pozitën Halilull-llah dhe që ishte prej “ulu’l-azm”, domethënë njëri prej pejgamberëve më të mëdhenj. Ai i përgjërohej Allahut Teala që të mos turpërohej kundrejt tmerrit të asaj dite. Andaj gjithmonë jetonte në gjendje lutjeje të pafundme.

“Lotët janë burim pendimi për ata që kanë hyrë në rrjetën e dashurisë hyjnore. Ato i djegin dhe i pastrojnë mëkatet dhe janë falënderim ndaj Zotit.”

Edhe kjo lutje e Pejgamberit tonë (a.s.), na paralajmëron për diçka të tillë:

*“O Zot! Të kërkoj mbrojtje nga ndëshkimi i varrit dhe nga ndëshkimi i zjarrit* (xhehenemit)*!..”* (Buhari, Ezan, 149.)

Këto lutje janë një dridhje e Pejgamberit tonë të Nderuar kundrejt madhështisë hyjnore dhe janë britma paralajmëruese dhe qortuese për ne.

Sepse pejgamberët janë monumentet e dhembshurisë dhe mëshirës. Ndërsa lutjet dhe përgjërimet e tyre janë mëshirë për ne. Ata nuk thonë: “Vetja ime! Vetja ime!” Por i përgjërohen Zotit duke iu lutur: “Umeti im! Umeti im!”

“Lotët janë shtëpiza e shpresës ndaj Allahut Teala. Lum për ata që mund të qajnë në pragun e kësaj shtëpize në një moment kur priten të gjitha shpresat! Ata janë fatlumët e vërtetë.”

Edhe në këtë lutje të Hazreti Ibrahimit shohim qartazi të njëjtin shqetësim:

## KATËR SHQETËSIMET E BESIMTARIT

Lutja e Ibrahimit (a.s.), e cila na mësohet në Kuranin Fisnik dhe të cilën e themi në uljen e fundit të namazeve, është si më poshtë:

***“O Zoti im;***

***Bëj që unë dhe pasardhësit e mi të kryejmë përherë namazin! O Zoti ynë, na i prano lutjet!***

***O Zoti ynë, më fal mua, prindërit e mi dhe*** (të gjithë) ***besimtarët në Ditën, kur do të jepet llogari!”*** (Ibrahim, 40-41)

Domethënë se një besimtar duhet të ketë katër shqetësime:

1. Shqetësimi më i madh i një besimtari para së gjithash duhet të jetë falja e namazit në harmoni shpirtërore e fizike dhe në formën e një miraxhi që e afron te Allahut (xh.xh.).

Sepse njeriu përderisa të mos rregullojë veten së pari, nuk mund t’i ndihmojë të tjerët.

Urdhrat e të Dërguarit të Allahut (a.s.), në lidhje me namazin janë si më poshtë:

*“Faleni namazin siç e fai unë* (siç më shikoni mua duke e falur)*!”* (Buhari, Ezan, 18.)

*“Fale namazin siç e fal dikush që po i jep lamtumirë jetës* (si të jetë namazi i fundit)*!”* (Ibn Maxhe, Zuhd, 15; Ahmed, V, 412.)

2. Pastaj besimtari duhet t’i mobilizojë në rrugën e fesë dhe besimit edhe fëmijët e tij. Fëmijëve duhet t’u japë një edukim i cili do t’i bëjë prej atyre që e falin namazin. Ai duhet të preferojë një edukim i cili u mëson fëmijëve të tij këndimin, dispozitat dhe moralin e Kuranit. Shkurtimisht, fëmijëve duhet t’u lërë trashëgimi personalitetin dhe karakterin Islam.

3. Një besimtar duhet të përpiqet për mirësinë dhe lumturinë e prindërve të tij. Ai duhet të ketë qëllimin për t’u bërë një sadaka xharije (lëmoshë e vazhdueshme) për ata.

4. Së fundi një besimtar duhet të ketë parasysh edhe shqetësimet e të gjithë besimtarëve. Ai duhet të jetë një njeri social… Ai duhet ta ndjejë veten përgjegjëse për të gjithë besimtarët, madje për të gjithë njerëzimin… Gjithashtu veten duhet ta konsiderojë përgjegjëse për rrjedhën e kohës…

*“O Zot! Të kërkoj mbrojtje nga ndëshkimi i varrit dhe nga ndëshkimi i zjarrit* (xhehenemit)*!..”* (Buhari, Ezan, 149.) Kjo lutje është një dridhje e Pejgamberit tonë të Nderuar kundrejt madhështisë hyjnore dhe britmë paralajmëruese e qortuese për ne.”

## LUTJA E VËRTETË: SAKRIFICA

Lutja nuk është vetëm me fjalë. Në lutje përfshihen edhe veprat e mira dhe shërbimet që bëhen duke shfaqur sakrificë.

Një cilësi tjetër dalluese e Hazreti Ibrahimit është sakrifica.

Sakrifica është shenja më e rëndësishme që tregon afrimitetin tonë ndaj Allahut Teala, sepse njeriu sakrifikon për atë që e do aq sa e do. Kjo nuk është një sakrificë me fjalë, por një sakrificë me jetën, pasurinë dhe fëmijët.

"Pejgamberët janë monumentet e dhembshurisë dhe mëshirës. Ndërsa lutjet dhe përgjërimet e tyre janë mëshirë për ne. Ata nuk thonë: "Vetja ime! Vetja ime!" Por i përgjërohen Zotit duke iu lutur për umetet e tyre: "Umeti im! Umeti im!"

Ibrahimi, (a.s.), sakrifikoi jetën, pasurinë dhe fëmijën e tij. Ai shfaqi një nënshtrim të plotë ndaj urdhrit për ta bërë kurban birin e tij, Ismailin (a.s.), në rrugë të Allahut. Ndërsa Zoti (xh.xh.), sikundër sinqeritetit të Hz. Ibrahimit, dërgoi një dash nga qielli dhe e shpëtoi Ismailin nga therja. Allahu i Lartësuar na bëri që ta përmendim Ibrahimin (a.s.), deri në kiamet nëpër namazet dhe salavatet tona.



Sa fshehtësi të mëdha që ka në ngjarjen e kurbanit:

Zoti (xh.xh.), nuk kërkon prej nesh që të bëjmë kurban fëmijët tanë, por na urdhëron që t'i edukojmë me edukimin Islam duke i konsideruar ata si një amanet nga Allahu.

Edukimi i fëmijëve në rrugë të Allahut duke i shtyrë mënjanë propozimet joshëse dhe magjepsëse të kësaj bote të përkohshme në ditët e sotme, është një sakrificë shumë e madhe.

Sepse, kur mendojmë rreth ngjarjes së Ismailit (a.s.) dhe kurbanit, shohim se;

Zoti (xh.xh.), na urdhëron që të shfaqim më shumë rëndësi ndaj zemrave, shpirtrave dhe përshpirtshmërisë së fëmijëve sesa ndaj trupave të përkohshëm, ushqimeve dhe rrobave të tyre.

Na urdhëron që më shumë të përpiqemi për t'u rregulluar botën tjetër fëmijëve tanë dhe t'u lëmë atyre një trashëgimi shpirtërore, domethënë për t'u lënë trashëgimi karakterin dhe personalitetin Islam sesa për t'u rregulluar atyre këtë botë dhe për t'u lënë atyre trashëgimi materiale.

Kjo është një shprehje e besnikërisë sonë ndaj Allahut Teala dhe e falënderimit ndaj Tij për mirësitë e pafundme që na ka dhënë.

Në ajetin fisnik thuhet:

***"Tek Allahu nuk arrin as mishi, as gjaku*** (i kurbaneve)***, por arrin përkushtimi juaj..."*** (Haxh, 37)

"Allahu Teala e pranoi pendimin dhe kërkimin e faljes nga Hazreti Ademi dhe Havvaja, të cilët u përzunë nga xheneti. Ai u kënaq nga përgjërimi i tyre me lot në sy. Kështu që u hapi atyre derën e faljes."

Nëse e mendojmë nga aspekti shpirtëror;

Gjërat që do të kalojnë përtej vdekjes dhe në ahiret edhe nga fëmijët tanë, nuk janë trupat e tyre të përkohshëm, nuk janë ato që u kemi dhënë për të ngrënë, nuk janë ato që u kemi dhënë për të pirë, nuk janë pasuria dhe stolitë që i kanë fituar në këtë jetë provizore, nuk janë pozitat, gradat dhe titujt, por janë vetëm veprat e mira që i bëjnë për hir të Zotit (xh.xh.). Domethënë janë përpjekjet dhe devotshmëria e tyre që do t'ua mundësojnë të posedojnë një zemër të pastër.

Ngjarja e kurbanit është e mbushur me të fshehta. Në këtë ngjarje nuk ka shfaqur nënshtrim vetëm Hazreti Ibrahimi, por edhe Hazreti Ismaili dhe Hazreti Haxherja shfaqën një nënshtrim të pashoq.

"Lutja e Hazreti Ademit dhe Havvasë: ***"...O Zoti ynë! Ne e kemi futur veten në gjynah, prandaj, nëse Ti nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne vërtet që do të jemi nga të humburit."*** (A'raf, 23)"

Domethënë se sakrifica në rrugë të Allahut

kërkon një familje të qetë (të lumtur) dhe një edukim e mësim shpirtëror që fillon në familje.

Sa nënshtrim dhe dorëzim të madh shfaqi Ismaili (a.s.), në këtë sprovë të rëndë me të cilën u përball falë edukimit që i patën dhënë nëna e tij, Hazreti Haxherja dhe babai i tij, Hazreti Ibrahimi!.. Kur babai i tij, Hazreti Ibrahimi e njoftoi atë për urdhrin e Zotit, ai i tha:

*"...*(Jam i kënaqur për çdo gjë që ka urdhëruar Zoti!) ***O ati im, vepro ashtu siç je urdhëruar! Dashtë Allahu, unë do të jem i durueshëm!"*** (Saffat, 102)

Le të pyesim duke medituar:

A po i edukojmë edhe ne fëmijët tanë në atë formë që të shfaqin nënshtrim ndaj urdhrave të Allahut?

Ne si nënë, baba dhe fëmijë, a kemi një jetë familjare që përputhet me kërkesat e Zotit (xh.xh.)?

Kurbanin duhet ta perceptojmë duke menduar kështu, sepse;

Kurban do të thotë t'i afrohesh Allahut. Kurban do të thotë sakrificë. Kurbani është një prehje dhe rehati e një ndërgjegjeje sublime për shkak se lumturojmë nevojtarët. Siç është shprehur edhe Mevlana:

"Kurbani nuk është festa e mishit dhe qebapit."

Jeta është një sprovë. Rrugëzgjidhja e vetme për të arritur suksesin në këtë sprovë është sakrifica. Në fakt, nëse meditojmë do të vëmë re se, të mos shfaqësh sakrificë dhe të mos jesh sakrifikues në rrugë të Allahut do të thotë të largohesh nga Zoti dhe të shkatërrohesh.

Rregullin dhe pafundësinë e sakrificës Allahu Teala e shpreh si më poshtë:

***"Në të vërtetë, Allahu ka blerë nga besimtarët jetën dhe pasurinë e tyre, në këmbim të Xhenetit*** (që do t'u jepet)***..."*** (Teube, 111)

*Lutja e Ibrahimit (a.s.), e cila na mësohet në Kuranin Fisnik dhe të cilën e themi në uljen e fundit të namazeve, është si më poshtë:*

"O Zoti im;

*Bëj që unë dhe pasardhësit e mi të kryejmë përherë namazin!* O Zoti ynë, *na i prano lutjet!*

O Zoti ynë, *më fal mua, prindërit e mi dhe (të gjithë) besimtarët në Ditën, kur do të jepet llogari!" (Ibrahim, 40-41)*

Shembulli më konkret i kësaj janë sahabët e nderuar të cilët u edukuan nga i Dërguari i Allahut (a.s.). Ata gjithmonë thanë:

"Pasuria, jeta, nëna dhe babai im të qofshin falë, o i Dërguari i Allahut!" Ata e konsideronin sakrificën si mirësi. Letrat e Resulullahut (a.s.), ua lexuan mbretërve duke mos u frikësuar aspak pranë shpatave ndriçuese të xhelatëve.

"Ahireti qenka një ditë e frikshme dhe e tmerrshme. Kundrejt tmerrit të asaj dite ndjehej i dobët edhe Hazreti Ibrahimi, i cili kishte arritur pozitën Halilull-llah dhe që ishte prej "ulu'l-azm", domethënë njëri prej pejgamberëve më të mëdhenj. Ai i përgjërohej Allahut Teala që të mos turpërohej kundrejt tmerrit të asaj dite. Andaj gjithmonë jetonte në gjendje lutjeje të pafundme."

Përgjatë historisë sonë edhe ushtarët e Sulltan Fatihut ecnin kundrejt flakëve përvëluese që u hidheshin nga sipër kur po kalonin muret e Stambollit. Kur binin dëshmorë ata që kishin para, hidheshin në sulm duke thënë me të njëjtin mallëngjim:

"Tashmë radhën për të rënë dëshmor e kam unë!" Kështu merituan lavdërimin e të Dërguarit të Allahut (a.s.). Pasi ndërruan jetë u përjetësuan edhe te Zoti, edhe në zemrat e besimtarëve si shembull për umetin.

### NDËRMJET DY ZJARREVE

Allahu i Lartësuar në këtë sprovë të jetës ka dhënë dy armiq të cilët na luftojnë dhe na pengojnë për të arritur suksesin:

Nefsi dhe shejtani.

"Hazreti Ibrahimi, i cili arriti pozitën Halilullllah, u lut: "(O Zot!) ***Mos më turpëro ditën kur do të ringjallen*** (njerëzit)***!.."*** (Shik. Shuara, 87.)

Këta dy armiq duhet t'i mposhtim, në mënyrë që të afrohemi te Allahu (xh.xh.).

Edhe pozita jonë në univers është shembull për këtë:

Dielli është një top madhështor zjarri... Edhe qendra e tokës është magmë... Edhe ajo është një det zjarri... Allahu i Lartësuar na ka dhënë një jetë të qetë e të mirëfilltë ndërmjet dy zjarreve.

Në të njëjtën mënyrë, nëse i kërkojmë mbrojtje Allahut nga e keqja e nefsit dhe shejtanit dhe nëse e kalojmë jetën në rrugë të drejtë, në botën e përtejme do të jemi prej atyre që arrijnë shpëtimin e përhershëm.

Rrugëzgjidhja e vetme që kemi kundrejt këtyre dy zjarreve është:

## LUTJA NDAJ ALLAHUT

Në ajetin fisnik thuhet:

***"Vraponi drejt Allahut!.."*** (Dharijat, 50)

Lutja ndaj Allahut është rrugëzgjidhja e vetme që posedojmë, sepse rrugëzgjidhja e atyre që nuk kanë rrugëzgjidhje është Allahu... Sado që njeriu të përpiqet, e ka të pamundur që të paguajë qoftë edhe një mirësi të vetme prej mirësive të pafundme që ia ka dhënë Allahu i Madhëruar. Për shembull, askush nuk do t'i jepte sytë nëse do t'i thuhej:

"Jepi sytë dhe merr të gjithë botën!.." Askush nuk heq dot dorë prej syve. Të gjitha ibadetet që bëhen përgjatë gjithë jetës, nuk mjaftojnë për të shprehur falënderimin për mirësinë e syve.

Nisur nga ky këndvështrim;

Ne nuk kemi asnjë rrugëzgjidhje tjetër përveçse t'i lutemi Zotit (xh.xh.) dhe t'i kërkojmë falje Atij.

Lutja është një përgjërim i përhershëm ndaj Allahu Teala.

Në ajetin fisnik shprehet si më poshtë njëra prej cilësive të të devotshmëve të cilët janë prej banorëve të xhenetit:

***"...Ata kërkojnë falje nga Allahu në kohën e seherit."*** (Al Imran, 17)

Allahu i Lartësuar kërkon prej nesh që t'i kërkojmë mbrojtje Atij dhe t'i bëjmë istigfar, domethënë t'i kërkojmë falje veçanërisht në kohën e seherit. Këtu nuk veçohet asnjë njeri.

"Nëse thuhet: "Jepi sytë dhe merr të gjithë botën!.." Askush nuk heq dot dorë prej syve. Të gjitha ibadetet që bëhen përgjatë gjithë jetës, nuk mjaftojnë për të shprehur falënderimin për mirësinë e syve."

Një lutje tjetër e Pejgamberit tonë të nderuar është kështu:

*"O Allah! Shpresoj mëshirën Tënde. Mos më lër ballë për ballë me tekat e nefsit as aq sa hap e mbyll sytë!.."* (Ebu Davud, Edeb, 110.)

Edhe pse të Nderuarit tonë (a.s.), i ishin falur të gjitha gabimet e kaluara dhe të ardhshme, thoshte:

*"Unë i lutem Allahut që të më falë më shumë se shtatëdhjetë herë* (sipas një transmetimi tjetër 100 herë) *në ditë."* (Shik. Ebu Davud, Vitr, 26; Ahmed, II, 450.)

Atëherë, gjuhët dhe zemrat tona që janë të mbushura me gjynahe, veçanërisht në kohën e seherit duhet të preokupohen pa reshtur me kërkimin e faljes nga Zoti kurdo që t'u jepet mundësia.

Pejgamberët dhe njerëzit e devotshëm gjithmonë kanë jetuar në gjendje lutjeje.

Ndërsa njerëzit e shkujdesur nuk i marrin parasysh urdhrat dhe ndalesat e Allahut Teala dhe thonë:

"Unë e kam zemrën të pastër!" Ata kaplohen nga një jetë e zhytur në dëshirat vetjake duke e gjykuar veten sipas mashtrimeve të shejtanit pa i marrë parasysh aspak dispozitat e Allahut (xh.xh.).

***"Vraponi drejt Allahut!.."*** (Dharijat, 50) Lutja ndaj Allahut është rrugëzgjidhja e vetme që posedojmë, sepse rrugëzgjidhja e atyre që nuk kanë rrugëzgjidhje është Allahu..."

Ata e harrojnë ibadetin dhe lutjen ndaj Allahut (xh.xh.), sikur ta kenë të garantuar xhenetin. Njerëzit që e harrojnë lutjen i presin fatkeqësi me kalimin e kohës.

Hazreti Hasan el-Basriu thotë:

"Nuk kam frikë se nuk do t'ju pranohen lutjet. Unë shqetësohem nga rënia juaj në një gjendje që nuk bëni dot lutje (për shkak të devotshmërisë së dobët)..."

Kur e studiojmë jetën e pejgamberëve të cilët janë edukues, njerëz që i ka dërguar Allahu Teala për ne si usvetun hasene / personalitet shembullor, shohim se ata gjithmonë kanë jetuar duke iu lutur Zotit (xh.xh.). Edhe pse të gjithë ishin të përgëzuar me xhenet, ata gjithmonë iu përgjëruan me lot në sy Allahut të Madhëruar dhe duke i shprehur atij dobësinë e tyre.

Nisur nga këto që thamë më sipër, të gjithë miqtë e Allahut;

I kanë konsideruar të pakta veprat që kanë bërë dhe janë përpjekur që ta shfrytëzojnë çdo frymë.

Sa shumë domethënëse janë këto fjalë që Hazreti Halid Bagdadi ia ka shkruar në letër një nxënësi të tij:

"Biri im! Unë nuk i besoj asnjë vepre që kam bërë. Me këtë dobësi po dal në audiencën e Allahut vetëm duke u strehuar të mëshira e madhe dhe e pafundme e Tij. Lutuni për mua!"

## POHIM... PËRULËSI... SHPREHJE E GJENDJES...

Në lutjet e pejgamberëve shohim se;

• Pejgamberët në lutjet e tyre qoftë edhe një shkujdesje momentale gjithmonë e kanë pohuar sikur të ishte një mëkat shumë i madh. Andaj janë shprehur:

***"I bëmë padrejtësi vetes!"*** (A'raf, 23: Hazreti Ademi)

***"U bëra prej të padrejtëve!"*** (Enbija, 87: Hazreti Junusi)

***"...O Zoti im! Njëmend, Unë i kam bërë keq vetes, andaj më fal!"*** (Kasas, 16: Hazreti Musai)

"Kurban do të thotë t'i afrohesh Allahut. Kurban do të thotë sakrificë. Kurbani është një prehje dhe rehati e një ndërgjegjeje sublime për shkak se lumturojmë nevojtarët. Siç është shprehur edhe Hazreti Mevlana: "Kurbani nuk është festa e mishit dhe qebapit."

Pejgamberët në lutjet e tyre shprehin modestinë, përulësinë dhe dobësinë e tyre:

***"...O Zoti ynë! Ne e kemi futur veten në gjynah, prandaj, nëse Ti nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne vërtet që do të jemi nga të humburit."*** (A'raf, 23; Hazreti Ademi)

***"O Zoti im, më shumë e dua burgun se atë ku më shtyjnë ato. Nëse Ti nuk e largon prej meje dredhinë e tyre, unë do të prirem drejt atyre dhe do të bëhem nga ata që nuk*** (i) ***dinë*** (ligjet e Tua)***."*** (Jusuf, 33; Hazreti Jusufi)

"Lutja e Hazreti Jusufit: ***"...*** (O Zoti im!) ***Bëj që të vdes si mysliman dhe më shoqëro me punëmirët*** (në botën tjetër)***!"*** (Jusuf, 101)

Pasi Hazreti Musai u largua nga saraji i Faraonit që ishte një vend madhështor dhe luksoz, iu përgjërua Zotit të Lartësuar si më poshtë duke qenë i uritur, i vetëm dhe në nevojë në shkretëtirën e Medjenit plot vështirësi:

***"...Zoti im, çfarëdo dhuntie që të më japësh, unë jam nevojtar!"*** (Kasas, 24; Hazreti Musai)

Pejgamberët i përqendrojnë lutjet dhe kërkesat e tyre veçanërisht te besimi në frymën e fundit dhe te bota e përtejme:

***"...***(O Zoti im!) ***Bëj që të vdes si mysliman dhe më shoqëro me punëmirët*** (në botën tjetër)***!"*** (Jusuf, 101; Hazreti Jusufi)

***"...Ti je Mbrojtësi ynë, andaj falna dhe mëshirona! Ti je më i miri i mëshiruesve!***

***Na cakto hasene / të mira në këtë botë dhe në tjetrën, sepse veç tek Ti ne kthehemi."*** (A'raf, 155-156: Hazreti Musai)

***"...O Zoti im, më frymëzo që të jem mirënjohës për mirësitë që Ti më ke dhënë mua dhe prindërve të mi, dhe që të bëj vepra të mira, me të cilat Ti do të jesh i kënaqur. Më prano, me mëshirën Tënde, në gjirin e robërve të Tu të devotshëm!"*** (Neml, 19: Hazreti Sulejmani)

Rezultati më i madh i istigfarit është të afruarit ndaj Zotit (xh.xh.), me një zemër të djegur e të ndjeshme.

Allahu Teala i shpëton nga vështirësitë robërit e Tij që pendohen dhe i kërkojnë falje. Atyre u jep shumë mirësi.

"Një lutje e Krenarisë së Gjithësisë, Pejgamberit (a.s.): "(O Allah) *që i ndryshon zemrat nga gjendja në gjendje! Forcoje zemrën time në fenë*

*Tënde!"* (Tirmidhi, Deavat, 89/3522; Ahmed, IV, 182, VI, 91.)

Një herë katër vetë shkuan te Hazreti Hasan el-Basriu. I pari u ankua prej thatësirës, i dyti prej varfërisë, i treti prej tokës që nuk jepte prodhim dhe i katërti për faktin që nuk kishte fëmijë. Ata të katërt i kërkuan Hasan el-Basriut që të bënte lutje për ta. Ky mik i madh i Zotit e këshilloi secilin prej tyre që të bënte "istigfar". Njerëzit e tjerë që gjendeshin pranë tij, i thanë:

"I nderuar! Problemet dhe vështirësitë e këtyre të katërve janë të ndryshme, por ju i dhatë të njëjtën këshillë secilit prej tyre?!." Hazreti Hasan el-Basriu iu përgjigj atyre duke u lexuar këtë ajet fisnik:

***"...Kërkoni falje nga Zoti juaj, i Cili është Falës i madh, që Ai t'ju dërgojë shi të bollshëm, t'ju shtojë pasurinë dhe fëmijët tuaj dhe të bëjë për ju kopshte e lumenj!"*** (Nuh, 10-12) (Ibn Haxher, Fet'hu'l-Bari, XI, 98)

"Hazreti Musai pas një jete luksoze në saraj, u sprovua me një sprovë të rëndë në shkretëtirën e Medjenit. Teksa gjendej i vetëm dhe në nevojë, tha: ***"...Zoti im, çfarëdo dhuntie që të më japësh, unë jam nevojtar!"*** (Kasas, 24) Sprovat më të rënda u kanë ndodhur pejgamberëve, në mënyrë që të bëheshin shembull për umetin dhe t'u lartësoheshin gradat..."

### LUTJET E TË DËRGUARIT TË ALLAHUT

Resulullahu, (a.s.), i lutej kështu Allahut të Lartësuar:

"(O Allah) *që i ndryshon zemrat nga gjendja në gjendje! Forcoje zemrën time në fenë Tënde!"* (Tirmidhi, Deavat, 89/3522;)

Resulullahu, (a.s.), i lutej kështu Allahut të Lartësuar:

*"(O Allah) që i ndryshon zemrat nga gjendja në gjendje! Forcoje zemrën time në fenë Tënde!"*

(Tirmidhi, Deavat, 89/3522; Ahmed, IV, 182, VI, 91.)

Transmetohet nga Ibn Abbasi (r.a.), se Pejgamberi ynë i Nderuar lutej si më poshtë kur çohej natën për të falur namaz nate:

*"O Allah! Falënderimi të përket Ty! Ti je Ai që i mban në këmbë të gjithë qiejt, tokën dhe ata që gjenden te këta.*

*Falënderimi të përket Ty o Zot! Ti je drita e çdo gjëje që gjendet në qiej dhe në tokë.*

*Falënderimi të përket Ty, o Zot! Ti je sunduesi dhe udhëheqësi i qiejve, i tokës dhe i atyre që ndodhen te këta.*

*Dhe falënderimi përsëri të përket Ty që je i Vërteti. Premtimi Yt është i vërtetë. Takimi me Ty është i vërtetë. Fjala jote është e vërtetë. Xheneti është i vërtetë. Zjarri është i vërtetë. Profetët janë të vërtetë. Muhamedi (a.s.), është i vërtetë. Kiameti është i vërtetë.*

*O Allah! Ty të jam dorëzuar! Ty të besoj, Ty të mbështetem dhe Ty të drejtohem. Kam luftuar (kundër jobesimtarëve) duke u mbështetur te Ti dhe kam pranuar vetëm ligjin dhe sundimin Tënd.*

*Më fal për ato që kam bërë, për ato që do t'i bëj, për ato që i kam bërë fshehurazi dhe për ato që i kam bërë haptazi!..*

*Ti je Ai që të merr para, Ti je Ai që të lë mbrapa. Nuk ka zot tjetër përveç Teje. Fuqia* (për të ikur nga mëkatet) *dhe forca* (për të bërë ibadet) *fitohen vetëm me ndihmën e Allahut."* (Buhari, Tehexhxhud, 1; Nesai, Kijamu'l-Lejl, 9.)

"Allahu Teala është Ai që i pranon lutjet. Njëri prej esmau'l-husnave /emrave më të bukur të Tij është "el-Muxhib / Ai që u përgjigjet lutjeve". Askujt nuk i pranohet lutja përderisa të mos e pranojë Allahu Teala."

Pejgamberi ynë i Nderuar ka bërë shumë lutje për umetin. Në një hadith fisnik është shprehur se Allahu Teala i ka dhënë të drejtën për pranimin e tri lutjeve. Pastaj e vazhdoi kështu fjalën e tij:

*"...Nisur nga kjo, unë u luta:*

*"O Allah! Fale umetin tim! O Allah! Fale umetin tim!"*

*Ndërsa kërkesën e tretë e kam lënë për ditën kur të gjitha krijesat, madje edhe Ibrahimi* (a.s.), *do të ketë nevojë për mua dhe do të kërkojë ndërmjetësimin tim."* (Muslim, Musafirin, 273.)

## JA MUXHIBE'D-DEAVAT!..

Allahu Teala është Ai që i pranon lutjet. Një prej esmau'l-husnas / emrave të Tij më të bukur është edhe "el-Muxhib / Ai që u përgjigjet lutjeve".

Askujt nuk i pranohet lutja përderisa të mos e pranojë Allahu Teala. Edhe Pejgamberi ynë i Nderuar shprehet se nuk i është pranuar një lutje që ka bërë për umetin e tij:

*"Zotit i kërkova tri gjëra. Dy mi dha. Njërën ma refuzoi:*

- *Zotit i kërkova që të mos e shkatërrojë umetin me një zi buke të përgjithshme. Këtë ma pranoi.*
- *I kërkova që të mos e shkatërronte umetin me përmbytje (të përgjithshme si tufani). Edhe këtë e pranoi.*
- *I kërkova që umeti im të mos luftonte ndërmjet vetit, por kjo mu refuzua."* (Muslim, Fiten, 19-20; Tirmidhi, Fiten, 14.)

*"Zotit i kërkova që umeti im të mos luftonte ndërmjet vetit, por kjo lutje mu refuzua."* (Muslim, Fiten, 19-20; Tirmidhi, Fiten, 14.) Domethënë se njëra prej sprovave më të mëdha të umetit është humbje e vetëdijes së bashkimit, unitetit dhe vëllazërisë."

Mospranimi i kësaj lutjeje, domethënë, mosdhënia e sigurisë se umeti nuk do të përçahet, All-llahu a'lem, ka këtë urtësi:

Dynjaja është bota e sprovës. Ne jemi njoftuar se nuk mund të hyjmë në xhenet pa u sprovuar. Njëra prej sprovave më të mëdha të umetit është humbje e vetëdijes së bashkimit, unitetit dhe vëllazërisë.

Detyra që na takon neve është që;

Këtë bashkim, unitet dhe vëllazëri që Pejgamberi ynë i Nderuar iu lut Allahut ngaqë dëshironte shumë të realizohej, ta realizojmë me të vërtetë në jetën dhe tokat tona.

"Urdhri i Allahut Teala për robërit e Tij: ***"...Mos spiunoni*** (mos kërkoni mangësi te vëllezërit në fe)***!.."*** (Shik. Huxhurat, 12.) ***"...Mos u përçani, mos u ndani në fraksione!.."*** (Shik. Al Imran, 103.)

Në këtë mënyrë do të fitojmë mirësinë për të qenë prej fatlumëve të cilët e bëjnë për të buzëqeshur fytyrën e bekuar të Krenarisë së Gjithësisë, të Nderuarit tonë (a.s.), në ditën e kiametit.

> Hasan el-Basriu thotë:
>
> *"Nuk kam frikë se nuk do t'ju pranohen lutjet, por shqetësohem se do të bini deri në atë gjendje sa të mos bëni lutje (për shkak të devotshmërisë suaj të dobët)...*

Urdhri i Allahut Teala për robërit e Tij:

***"...Mos spiunoni*** (mos kërkoni mangësi te vëllezërit në fe)***!.."*** (Shik. Huxhurat, 12.)

***"...Mos u përçani, mos u ndani në fraksione!.."*** (Shik. Al Imran, 103.)

**O Zot!**

**Na bëj të gjithëve që të përfitojmë prej gjendjes së Resulullahut (a.s.)!**

**Amin!**

# Të merresh në llogari



M. Sami Ramazaollu

Aishja, (r.a.), transmeton se i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:

*"Kushdo që të merret në llogari, do të ndëshkohet."*

I thashë:

"A nuk thotë Allahu Teala: ***"Ai do të llogaritet me një llogari të lehtë?.."*** (Inshikak, 8) I Dërguari i Allahut (a.s.), më tha:

"Kjo që thua ti është arz, përndryshe, kushdo që do të merret në llogari deri në detaje, do të shkatërrohet."

Në ajetin fisnik thuhet: ***"... Ja, ai do të merret në një llogari të lehtë."*** Vallahu e'alem.

Me fjalën arz synohet vendosja e veprave në peshore, ose shfaqja e tyre ndaj të zotëve që i kanë bërë. Llogaritja në ditën e shfaqjes së veprave, do të kalojë shumë lehtë për as'habu'l-jemin, domethënë, për fatlumët. Kjo është e vërtetuar me Kuran dhe Sunet. Kur as'habu'l-jemin do të merren në llogari, do të falen dhe do të arrijnë mirësi të mëdha. Ndërsa llogaria për të cilën nuk do të ketë falje, do të jetë shumë e rëndë. (Përkthimi i Tedrixhu's-Sahih 1/84.)

Ebu Hurejra, (r.a.), transmeton se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut, (a.s.), duke thënë:

"Këta janë njerëzit që fillimisht do të gjykohet kundër tyre Ditën e Kiametit:

1. Ai që ka rënë dëshmor. Ai do të sillet në audiencën e Allahut. Allahu do t'i tregojë për mirësitë që i pati dhënë. Edhe ai do t'i pohojë ato. Allahu i Lartësuar do t'i thotë: "Atëherë, çfarë ke bërë në shkëmbim të këtyre?" Ai do të përgjigjet: "Kam rënë dëshmor në rrugën Tënde." Allahu do t'i thotë: "Gënjeve. Ti ke luftuar që të thuhet se je "trim dhe hero". Me të vërtetë, u tha edhe ashtu. Pastaj jepet urdhri për atë njeri dhe tërhiqet zvarrë me fytyrë për tokë derisa të hidhet në zjarr.

2. Ai që mëson dije, që ua mëson edhe të tjerëve dhe që lexon Kuran. Ai do të sillet në audiencën e Allahut Teala. Allahu do t'i tregojë për mirësitë që i pati dhënë. Edhe ai do t'i pohojë ato. Allahu i Lartësuar do t'i thotë: "Atëherë, çfarë ke bërë në shkëmbim të këtyre?" Ai do të përgjigjet: "Kam mësuar dije. Atë ua kam mësuar edhe të tjerëve. Kam lexuar edhe Kuran për Ty. Allahu do t'i thotë: "Gënjeve. Ti mësove dije që të thuhej se je "dijetar". Lexove Kuran, në mënyrë që të thonë se je "lexues". Me të vërtetë, u tha edhe ashtu. Pastaj jepet urdhri për atë njeri dhe tërhiqet zvarrë me fytyrë për tokë derisa të hidhet në zjarr.

3. Ai që Allahu i Lartësuar i ka dhënë shumë pasuri. Ai do të sillet në audiencën e Allahut Teala. Allahu do t'i tregojë për mirësitë që i pati dhënë. Edhe ai do t'i pohojë ato. Allahu i Lartësuar do t'i thotë: "Atëherë, çfarë ke bërë në shkëmbim të këtyre?" Ai do të përgjigjet: "Kam dhënë prej pasurisë sime në çdo rrugë për të cilën na ke urdhëruar. Pasurinë time e kam harxhuar vetëm në rrugën Tënde. Allahu Teala do t'i thotë: "Gënjeve. Ti e ke bërë këtë që të thonë se je "bujar". Me të vërtetë, u tha edhe ashtu. Pastaj jepet urdhri për atë njeri dhe tërhiqet zvarrë me fytyrë për tokë derisa të hidhet në zjarr.

# SEVAPI I H

Sadik Dana

Gjuha ka shumë katastrofa. Ngaqë është shumë e vështirë për t'u mbrojtur prej tyre, zgjidhja më e mirë është heshtja sa të jetë e mundur. Atëherë, njeriu nuk duhet të flasë më shumë se ka nevojë. Thuhet se miqtë shumë të afërt të Allahut Teala janë njerëz që flasin, hanë dhe flenë aq sa është e nevojshme.

Allahu i Madhëruar ka thënë:

***"S'ka kurrfarë të mire në shumë prej bisedave të tyre të fshehta, përveç rastit kur ndokush kërkon që të jepet sadaka ose të kryhet një vepër e mirë apo paqësim ndërmjet njerëzve. Atij që e bën këtë për të fituar kënaqësinë e Allahut, Ne do t'i japim një shpërblim të madh."*** (en-Nisa, 4/114.)

I Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë:

*"Çdo gjë e atij që ruan barkun, nderin dhe gjuhën është e mbrojtur."*

Umeri, (r.a.), ka thënë:

"Kam parë Ebu Bekrin. E kishte kapur gjuhën me gisht dhe e tërhiqte. E pyeta:

"O miku i Resulullahut! Përse e bën këtë?" Ai më tha:

"Ah në sa halle më ka futur kjo mua."

Transmetohet se në ditën e luftës së Uhudit, një djalë i ri kishte rënë dëshmor. Kur e gjetën, panë se ai kishte lidhur një gurë në bark për shkak të urisë. Nëna e tij ia fshiu pluhurin që kishte në fytyrë dhe i tha:

"Të qoftë për hajër xheneti!"

I Dërguari i Allahut, (a.s.), tha:

*"Nga e di? Ndoshta ka bërë ndonjë gjë që nuk është e dobishme për të. Apo ka thënë ndonjë fjalë që nuk ka dobi prej saj. Dua të them se çdokush do të merret në llogari për veprën e vet."*

I Dërguari i Allahut, (a.s.), tha:

*"Lum për atë që i lë fjalët e tepërta për më vonë dhe për atë që i është dhënë shumë pasuri, domethënë, për atë që ia hap grykën qeses dhe e lidh gjuhën!"*

Përsëri ka thënë:

*"Nuk ka më keq për njeriun se të ketë fjalët e gjata."* Gjithashtu ka thënë:

*"Atij që nuk kundërshton kur flet, që nuk nxit hasmëri dhe që nuk thotë fjalë të këqija, i bëjnë një saraj në xhenet. Nëse hesht edhe kur ka të drejtë, i bëjnë një saraj në xhenetin më të lartë."*

Transmetohet nga Malik ibn Enesi, (r.a.):

"Debati nuk është prej fesë. Të gjithë të mëdhenjtë e fesë e kanë ndaluar atë, por, nëse ai që flet ishte njeri që bënte bidate, ia shpjegonin çështjen me Kuran dhe hadithe fisnike pa shfaqur ndaj tij inat, armiqësi dhe pa e zgjatur shumë. Nëse nuk bënte dobi, e linin në hallin e tij." (Nga Kimjaji Saadet)

Transmetohet se Muadh ibni Xhebel, (r.a.), kishte thënë:

"O i Dërguari i Allahut! Më këshillo!" Pejgamberi, (a.s.), i tha:

*"Mbroje fenë tënde!"*

Muadhi, (r.a.), i tha përsëri:

"O i Dërguari i Allahut! Më këshillo!" Pejgamberi, (a.s.), i tha:

*"Të pastë nëna o Muadh! Ajo që i fut njerëzit në xhehenem duke i zvarritur me fytyrë për tokë, nuk është gjë tjetër përveç gjuhës së tyre."*

# HESHTJES

Të urtët kanë thënë:

"Heshtja është stoli e dijetarit dhe mbulim i injorantit."

Kur i Dërguari i Allahut, (a.s.), e përgëzoi Abdullah bin Selamin me xhenet dhe kur sahabët e pyetën për shkakun e kësaj, Abdullah bin Selami, (r.a.), u tha:

"Nuk flas fjalë boshe dhe nuk mendoj keq për askënd."

I Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë:

*"A t'ju tregoj për ibadetin më të lehtë?*

*Të heshtni dhe të jeni të sjellshëm."*

Besimtari duhet të dijë të flasë kur t'i vijë vendi, duhet t'i shpjegojë çështjet e domosdoshme dhe asgjë nuk duhet të ngelet e fshehtë dhe e mbuluar. Nëse fshihen gjërat e dobishme dhe që duhet të thuhen, atëherë ato bëhen shkak për shumë përçarje. Ata që përfitojnë më shumë prej kësaj, janë njerëzit që e kanë fenë e dobët dhe shpirtin e keq. Ata i ngatërrojnë myslimanët me lajme të pavërteta.

Veçanërisht hipokritët, gjithmonë i fshehin çështjet e rëndësishme. Qëllimi i tyre është të bëjnë përçarje dhe të arrijnë shpresat e tyre të liga, sepse kanë marrë pjesë nga morali i "shejtanit që nuk flet".

Disa nga vëllezërit tanë në fe, për shkak të edukatës që kanë, sillen me qetësi ndaj çdo gjëje që thuhet. Por në një gjendje kur ka konflikt të vërtetë, kategorikisht nuk mund të tundet koka në çështje që ka ndaluar feja. Në të tilla raste është domosdoshmëri të thuhet e vërteta.

*TRANSMETOHET SE MUADH IBNI XHEBELI, (R.A.), KISHTE THËNË:*

*"O I DËRGUARI I ALLAHUT! MË KËSHILLO!"*

*PEJGAMBERI, (A.S.), I THA:*

*"MBROJE FENË TËNDE!"*

*MUADHI, (R.A.), I THA PËRSËRI:*

*"O I DËRGUARI I ALLAHUT! MË KËSHILLO!"*

*PEJGAMBERI, (A.S.), I THA:*

*"TË PASTË NËNA O MUADH! AJO QË I FUT NJERËZIT NË XHEHENEM DUKE I ZVARRITUR ME FYTYRË PËR TOKË, NUK ËSHTË GJË TJETËR PËRVEÇ GJUHËS SË TYRE."*



# Bazat e të folurit si mysliman

*Dr. Murat Kaja*

Paraardhësit tanë kanë thënë: "Uslubu bejan ajnijle insan." Domethënë, metoda e të folurit të një njeriu është një pasqyrë e zemrës dhe botës së tij mendore. Ajo pasqyron saktësisht botën e besimit dhe mendimit të tij. Gjithashtu thonë: "Kemaluke tahte kelamik". Domethënë, përsosmëria jote fshihet nën fjalët e pjekurisë tënde. Allahu Teala në suren Kehf na i ka mësuar fuqimisht elementet bazë për të folurit e një myslimani dhe si rrjedhojë, për mbajtjen nën kontroll të botës së tij shpirtërore me mësime të paharrueshme.

## EL-HAMDU LI'L-LAH

Zoti i Plotfuqishëm e fillon kaptinën Kehf duke e lavdëruar Qenien e Tij të Lartë në formën: "El-Hamdu li'l-lahi: Falënderimi i takon Allahut!" Në të njëjtën mënyrë fillojnë edhe surja Fatiha, En'am, Sebe' dhe Fatir. Përveç kësaj, Ai e përsërit këtë ndërmjet shumë vargjeve. Sepse Ai është pronari dhe sunduesi i çdo gjëje. Vetëm ai është me të vërtetë i denjë për lavdërim. Për këtë arsye, Ai ka theksuar se lavdërimi është i veçantë vetëm për veten e Tij. Kështu, Ai na ka dhënë ne myslimanëve një mësim praktik dhe na ka mësuar të themi "el-Hamdu li'l-lah" në çdo rast. Besimtarët, të cilët e njohin Allahun e Lartësuar dhe e njohin diturinë, fuqinë dhe mëshirën e Tij, e thonë këtë me dëshirën e tyre. I Dërguari i Allahut, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të, ka thënë: "Fjalët më të virtytshme (më të dashura tek Allahu) janë katër: Subhanall-llah / i lartësuar është Allahu, el-hamdu li'l-lah / falënderimi i përket Allahut, La ilahe il-lall-llah / nuk ka zot tjetër përveç Allahut, All-llahu ekber / Allahu është më i madhi. Me cilëndo që të fillosh, nuk do të të dëmtojë."[1] Këto fjalë janë në krye të veprave të mira që do të na mbeten përgjithmonë.

I Dërguari i Allahut, (a.s.), takoi një nga sahabët e tij. Atë e pyeti: "Si je?" Ai i tha: "Jam mirë." Profeti (a.s.), e pyeti edhe një herë. Pastaj e pyeti edhe një herë tjetër. Sahabi herën e tretë tha: "Falënderoj Allahun, jam mirë." Pas kësaj, i Dërguari i Allahut, (a.s.), i tha: "Ja pra, kjo është përgjigja që prisje nga ti!"[2] Abdullah ibn Omeri (r.a.), ka thënë: "Ne ndonjëherë takoheshim me një nga vëllezërit tanë disa herë në ditë dhe e pyesnim njëri-tjetrin për situatën tonë çdo herë. Ne e bënim këtë vetëm që ta lavdëronim Allahun."[3] Imran ibn Husajni (r.a.), ka transmetuar se në Ditën e Gjykimit, robërit më të mirë të Allahut janë "Hammadunët / ata që e lavdërojnë shumë Allahun."[4]

## INSHALLAH

Mushrikët kurejshë u dërguan fjalë rabinëve hebrenj në Medine. Ata po i pyesnin për gjendjen e Profetit. Çifutët u thanë: "Pyeteni atë për As'habu'l-Kehfin, Dhulkarnejnin dhe shpirtin!" Mushrikët shkuan te i Dërguari i Allahut dhe e pyetën për këta. I Dërguari i Allahut (a.s.), u tha: "Ejani nesër, sepse atëherë do t'ju njoftoj për përgjigjen e pyetjeve tuaja.", duke harruar kështu të thoshte "Inshallah". Edhe pse i Dërguari i Allahut (a.s.), priti 15 ditë (40 ditë sipas një transmetimi tjetër), shpallja hyjnore nuk erdhi. Mushrikët gëzoheshin dhe bënin bujë. Kurse i Dërguari i Allahut (a.s.), ishte shumë i trishtuar. Së fundi, Allahu Teala shpalli suren Kehf dhe ajetin për shpirtin në suren Isra.[5]

Pas një mësimi të paharrueshëm, Zoti i Plotfuqishëm na mësoi një parim shumë të rëndësishëm:



"Mos thuaj "Do ta bëj këtë nesër'' për asgjë pa thënë "Nëse do Allahu!'' Nëse harron, kujtoje Zotin tënd dhe thuaj: "Shpresoj që Zoti im të më tregojë një rrugë më afër të vërtetës se kjo." (Kehf, 23-24)

Personi që harron të thotë "Inshallah" gjatë të folurit, duhet ta thotë menjëherë kur të kujtohet. Një person që e harron çfarëdo fjale që dëshiron të thotë, duhet të përmend menjëherë Zotin. Sepse harresa buron nga djalli. Kur përmendet Allahu, shejtani ikën dhe vjen ndërmend ajo që është harruar. (Kehf, 24, 63; Ibn Kethir, V, 150.)

## MASHALL-LLAH LA KUVVETE IL-LA BIL-LAH

Më vonë, Allahu (xh.sh.) na dha dy njerëz si shembull. "Njërit prej tyre Ne i kishim dhënë dy kopshte vreshtash, që i kishim rrethuar me hurma e midis tyre kishim bërë fusha drithi. Të dy kopshtet jepnin frutat e veta, pa u munguar asgjë dhe bëmë që midis tyre të rridhte një lumë. Ai pati prodhim të bollshëm dhe i tha shokut të vet, duke biseduar me të: "Unë kam më shumë pasuri se ti dhe kam rreth më të fortë!" Pastaj hyri në kopshtin e vet dhe, duke qenë i padrejtë me vetveten, tha: "Unë nuk mendoj se kjo do të shkatërrohet ndonjëherë dhe nuk mendoj se do të arrijë ndonjëherë Ora (e Kiametit). Por, edhe nëse do të më kthejnë te Zoti im, sigurisht që do të gjej një vend më të mirë se ky (kopsht)"! Shoku i tij i tha duke biseduar me të: "A e mohon ti Atë, i Cili të ka krijuar nga dheu, pastaj nga pika e farës dhe të bëri më në fund njeri të plotë?! Sa për mua, unë besoj se Allahu është Zoti im dhe Zotit tim unë nuk i shoqëroj askënd (në adhurim). Do të ishte më mirë për ty sikur të kishe thënë, kur hyre në kopshtin tënd: "Mashallah la kuvvete il-la bil-lah / Kështu ka dashur Allahu! Nuk ka fuqi përveçse nëpërmjet Allahut." Nëse ti sheh se unë kam më pak pasuri dhe pasardhës, dije, Zoti im, mund të më japë diçka më të mirë se kopshti yt, ndërsa në kopshtin tënd mund të dërgojë një shkatërrim nga qielli e të gdhijë rrafsh pa asgjë, ose, të bëjë që uji i tij (kopshtit), të humbasë në thellësi e të mos mund ta gjesh kurrë më". Dhe pasuria e tij (e mohuesit) u shkatërrua, kurse ai i rrihte duart për gjithçka që kishte shpenzuar në të (pronën e vet) - e që tashmë ishte shkretuar nga rrënjët -, dhe thërriste: "Ah! Sikur të mos i kisha shoqëruar Zotit tim askënd!" Kështu, ai nuk pati kurrfarë rrethi që ta ndihmonte kundër Allahut dhe as që ishte në gjendje të mbronte vetveten. Në një rast të tillë, mbrojtja vjen vetëm nga Allahu, i Vërteti. Ai është më i miri për të shpërblyer dhe jep përfundimin më të mirë." (Kehf, 32-44)

Së bashku me një mësim tjetër efektiv, Allahu (xh.xh.), na dha përsëri një parim tjetër të rëndësishëm: Është e nevojshme të thuhet "Mashall-llah la kuvvete il-la bil-lah" si lavdërim dhe mirënjohje të madhe kundrejt mirësive të tilla si mallrat dhe pasuria. Sepse pronari i vërtetë i pasurisë është Allahu, Ai ia jep atë kujt të dojë dhe ia merr kujt të dojë. (Al Imran, 26)

## ALL-LLAHU E'ALEM ALLAHU E DI MË MIRË.

Së fundi, Zoti i Plotfuqishëm na mëson të shfaqim bindje duke thënë në fjalimet tona: "All-llahu e'alem: Allahu e di më mirë". Një ditë, Musai (a.s.), mbajti një fjalim efektiv për njerëzit. Sytë u mbushën me lot dhe zemrat u zbutën. Kur u kthye dhe po largohej, dikush i shkoi dhe i tha duke e pyetur: "O i Dërguari i Allahut! A ka ndonjë në tokë më të ditur se ti?" Ai iu përgjigj: "Jo." Allahu e qortoi që nuk ia atribuoi diturinë Atij dhe i dha një mësim të paharrueshëm. (Buhariu, Tefsir, 18/3.) Ai i tregoi atij gjëra të habitshme duke e dërguar te Hizri (a.s.). Ai i shpjegoi atij pafundësinë e dijes së Allahut dhe se nuk është e mundur që ajo të perceptohet nga robërit. (Shik. Kehf, 60-82.)

As'habu'l-Kehfi më vonë e zbatuan këtë parim në mënyrën më të mirë. Kur e pyetën njëri-tjetrin se sa kishin qëndruar në shpellë, thanë: "Zoti ynë e di më mirë se sa kemi qëndruar." (Kehf, 19) Sepse Allahut (xh.xh.), nuk i pëlqen që njerëzit të flasin për një çështje që nuk e dinë duke u bazuar në supozimet e tyre (raxhmen bi'l-gajb). Ai dëshiron që ata të thonë: "Zoti e di më mirë, Allahu e di më mirë." (Kehf, 22-26)

Me pak fjalë, në çdo fushë të jetës sonë, në botën tonë të meditimit, në fjalimet dhe në veprat tona duhet ta kujtojmë gjithmonë dijen dhe fuqinë e Allahut dhe dobësinë tonë. Në fund të sures përshkruhet se dija e Zotit tonë nuk ka fund siç vijon: "Thuaj: "Sikur deti të ishte bojë për të shkruar fjalët e Zotit tim, sigurisht që ai do të shterej, para se të soseshin fjalët e Zotit tim, edhe sikur Ne të sillnim si ndihmë edhe një det tjetër si ai." (Kehf, 109)

---

**REFERENCAT:** ***1)*** Buhari, Ejman, 19; Muslim, Adab, 12. ***2)*** Ibnu'l-Mubarek, Zuhd, I, 328/937; Hejthemi, VIII, 46. ***3)*** Ibnu'l-Mubarek, Zuhd, I, 68-69/207. (Kehf, 11) ***4)*** Ahmed ibn Hanbel, Musned, IV, 434. ***5)*** Taberi, XV, 238-239 (Isra 17/85); Razi, XXI, 204 (Merjem 19/64).

# Cili është efekti PLACEBO?

UNË NUK DUA TË THYEJ BESIMIN TUAJ, POR NUK DO T'JU LË TË MASHTROHENI. KJO ËSHTË MREKULLIA E VETME E SHUMË VITAMINAVE, VAJIT TË PESHKUT DHE ILAÇEVE QË PRETENDOHET SE JANË PËRFORCUES IMUNITETI TË SHTUARA NË RECETA.

*Doç. dr. Fërat Erdoan*

Siç e dini, përdoret shpesh në Anadoll: «Nëse i thoni dyzet herë i çmendur një njeriu, ai do të bëhet i çmendur.» Pse një njeri mund të bëhet i çmendur duke i thënë i çmendur edhe pse truri e mendja e tij janë të shëndoshë? Kjo çështje sigurisht që ka edhe aspektin e humorit/ironisë, por njerëzit e Anadollit e kanë kuptuar prej kohësh që gjërat ndodhin në kokë. Sigurisht që nuk mund të dihet data kur është thënë për herë të parë kjo fjalë, por ajo që dihet është se në mesin e shekullit të kaluar e ka pranuar edhe mjekësia moderne. Emri teknik është «efekti placebo».

Fjala placebo vjen nga rrënja «të kënaqësh» në latinisht. Ankesat reale të pacientit tuaj ose ankesat e personit që nuk është i sëmurë, përmirësohen si rezultat i ilaçit që i jepni ose veprimit që i bëni duke pretenduar se do t'ia lehtësojë sëmundjen. Kjo është ajo që do të thotë placebo. Shembulli më i thjeshtë është karamelja që i jepni fëmijës që thotë "kam dhimbje barku" dhe mendoni se nuk ka ndonjë sëmundje, duke i thënë: "Mere këtë ilaç, barku do të të pushojë.", për ta lehtësuar fëmijën.



Në fakt çështja nuk është aq e thjeshtë sa e kemi përshkruar. Një studim është kryer në Amerikë në vitin 2004. Pjesëmarrësve iu dha një ilaç që shkaktonte dhimbje dhe u ndoqën me metoda imazherike. Dhimbja u stabilizua me injeksione me ujë të kripur (të padëmshme, por që shkaktojnë dhimbje serioze) sipas nevojës dhe u dha një substancë e parëndësishme që thuhej se ishte një qetësues dhimbjesh. Siç pritej, u vu re një ulje e ndjeshme e ankesave të dhimbjes.

Por u vu re edhe një gjë tjetër: Ka pasur një rritje të konsiderueshme të aktivitetit në rajonin e trurit të lidhur me endorfinat (sistemi i qetësimit të dhimbjes që ndodh në mënyrë natyrale). Me fjalë të tjera, nuk mund të thuash: «Këta njerëz po shtireshin, shiko si i mashtruam me karamelen që u dhamë!» Ju këtë në rastin më të mirë mund ta quani një aktivitet refleks të kushtëzuar.

Le të mendojmë në këtë mënyrë: Besimi i pjesëmarrësve ishte i vendosur. Ata menduan: «Ky doktor na dha një ilaç dhe dhimbja do të pushojë.» Duke vepruar në përputhje me këtë besim, trupi aktivizoi sistemin e brendshëm të qetësimit të dhimbjes, i cili deri në atë kohë ishte pasiv dhe e lehtësoi dhimbjen brenda arsyeve të dukshme. Çështja është mjaft e kuptueshme.

Tani le të shohim një studim tjetër.

Vendndodhja: Rusia. Fundi i viteve 1800. Aktori kryesor ishte një shkencëtar i quajtur Ivan Pavlov. Ai bënte studime mbi reflekset, që është një temë e rëndësishme e sistemit nervor, me eksperimentet e tij me kafshë. Ai kishte një numër të madh qensh në laboratorin e tij. Eksperimenti i tij në fakt ishte mjaft i thjeshtë.

Matej sasia e pështymës në gojën e qenve që ishin lënë të pa ngrënë për një kohë. Më pas, kafshët ushqeheshin me mish dhe matej sërish sasia e pështymës. Që në momentin që shihnin ushqimin, sasia e pështymës tek qentë fillonte të rritej.

Pas pak kohe, pak para se të jepet mishi, binte një zile dhe më pas jepej mishi. Sasia e pështymës rritej sërish.

Në fazën e tretë, vinte qeni i uritur, binte zilja dhe mishi nuk i jepej, por pështyma rritej përsëri. Përgjigja fiziologjike regjistrohej në mënyrë të dukshme. Është e vërtetë që mishi rriste pështymën, por ka edhe kushtëzim. Kur qeni dëgjonte zilen, mendonte se do të vinte mishi.

Pacienti, të cilit i injektohet ujë me kripë dhe i shkaktohej dhimbje, mendonte se do të bëhej më mirë nëse pinte atë që mendonte se ishte ilaç dhe sistemi i endorfinës nuk e përgënjeshtronte atë.

Nuk ka shumë lidhje me temën, por për fat të keq qentë ishin ata që u lënduan nga kjo punë. Rusët i lanë në fushë qentë e uritur në Luftën e Dytë Botërore dhe qentë e gjetën mishin të vendosur nën tanke në afërsi të tyre. Qentë e kushtëzuar në këtë mënyrë u lëshuan te tanket gjermane në fushën e betejës me eksploziv të lidhur në trupin e tyre, dhe qentë që futeshin nën tank, duke menduar se do të gjenin mish, shpërthyen së bashku me tanket, duke ndihmuar palën ruse të fitonte epërsinë.

Mund të ketë edhe mekanizma të tjerë të paeksploruar të veprimit të placebos. Ajo që dihet me siguri është se shkalla e suksesit është më shumë se 30%.

Në mjekësinë moderne, kjo metodë përdoret më shpesh në industrinë farmaceutike. Hapi më themelor (së bashku me shumë procedura të tjera) që një molekulë të cilën e prodhoni të regjistrohet si ilaç është si më poshtë:

Një grup pacientësh që vuajnë nga i njëjti problem i jepet një pilulë, duke u thënë se do të lehtësojë ankesat e tyre. (Në fakt, nuk ka asnjë përbërës efektiv në të.) Grupit të dytë i jepet një ilaç i ri për t'u provuar. Detaji është i rëndësishëm, as personeli shëndetësor dhe as pacienti nuk e dinë se çfarë po përdorin. (Ky quhet një studim i verbër i dyfishtë.)

Pra, cili është rezultati? Molekula e sapo shpikur quhet medikament nëse ofron një njësi më shumë lehtësim sesa një placebo (një ilaç i dhënë sikur të ishte një ilaç). Ndërkohë, le të mos shqetësohemi, sepse studime të këtij lloji nuk bëhen në qendrën shëndetësore të lagjes. Bëhen mbi vullnetarë që kanë firmosur zyrtarisht dokumente në qendra private.

Unë nuk dua të thyej besimin tuaj, por nuk do t'ju lë të mashtroheni. Kjo është mrekullia e vetme e shumë vitaminave, vajit të peshkut dhe ilaçeve që pretendohet se janë përforcues imuniteti të shtuara në receta. Nëse keni marrë ilaçin e vitaminës C këtë vit dhe nuk keni qenë kurrë i sëmurë (ose nëse doni të besoni kështu), nuk duhet t'ju ndalojmë, por shkencërisht, edhe pacientët të cilëve u jepet mjaftueshëm vitaminë C aq sa mund të përftohet nga një arkë portokalli, nuk kanë konstatuar ulje të shpeshtësisë së sëmundjes.

Një anekdotë interesante është kjo: Në një studim tjetër të kryer në Universitetin Upsala në Suedi, një ilaç i përdorur për trajtimin e depresionit u krahasua me një placebo. Reaguesit ndaj placebos u ndanë dhe u riekzaminuan. Pastaj u konstatua se ata me tepricë të gjeneve të caktuara i përgjigjen më mirë placebos. Domethënë, është një aftësi gjenetike për t'u shëruar më lehtë për shkak të besimit ndaj ilaçit që përdoret ose ndaj atij që e ka dhënë.

Një tjetër vëzhgim mbi këtë temë është:

Ndërsa një pedagog i lartë po bënte shpjegime në seminar, pati thënë: «Infoterapia funksionon shumë mirë.» Info do të thotë njohuri, terapi do të thotë trajtim. Kur bashkohet do të thotë trajtim me informacion.

Një nënë e nderuar solli nipin e saj me ankesë për kollë në rrethin ku kryenim shërbimin e detyrueshëm në lindje. Por kur i kushtuam 30 sekonda kohë për t'i thënë tri-pesë fjali për sëmundjen, pamë që efekti i barnave që i dhamë u rrit. Domethënë që ju e bindni atë se do të bëhet më mirë me gjuhën popullore dhe ajo bind nipin e saj. Të besosh është një fuqi e madhe e tillë...

Jam i sigurt se kolegët tanë e marrin këtë mesazh, por ka diçka që lexuesit tanë duhet t'i kushtojnë vëmendje. Siç e dini, rregulli i përgjithshëm në fikh (jurisprudencën islame) është ky: «Baza në gjëra është lejimi». Thelbësore është të vërtetohet se diçka, për të cilën nuk ka informacion, është haram, jo hallall.

Kështu është edhe shëndeti. Le të besojmë se jemi mirë, të mos neglizhojmë asnjë ndryshim në trupin tonë dhe të mos e komentojmë për keq menjëherë.



# Njeriu që ëndërron për MEKËN e vjetër

*Basma Atassi*

Sami Angaviu nuk pranon ta quajë Mekën një qytet, sepse Meka e tij nuk mund të shndërrohet kurrë në një metropol, sado thellë të ngulen turjelat, apo sado e ashpër të jetë beteja mes qiellgërvishtësve dhe reve.

Meka është një "shenjtërore," thotë ai. "Është shtëpia e Zotit, streha e njerëzve, vendlindja e Islamit." Është shenjtërorja e ngritur nga arkitipi i muslimanit të përsosur, profeti Ibrahim, shton ai.

Dhe për këtë arkitekt të pasionuar, të gjallë, është në të njëjtën kohë vendi i rrënjëve të tij, objekti i dashurisë së vet. I ati i Angaviut ishte një *mutavef*, një udhërrëfyes për pelegrinët që ndërmerrnin udhëtimin spiritual të haxhit. Si një djalë, ai do ta ndihmonte atë, nganjëherë duke mbajtur këpucët e pelegrinëve për t'i shpëtuar ata prej humbjes në hapat e Xhamisë së Madhe.

Shtëpia e tyre gjendej në Shaab-ı Ali, në mëhallën që thuhet të ketë qenë në vitet 600 vend ndenje për Muhammedin, Profetin e Islamit, e një pasardhës i profetit Ibrahim. Ai e kujton atë si një mëhallë të ngushtë, por plot lëvizje, që një kohë i bënte vend një prej tregjeve të hapura më të ngarkuara në Mekë, "*Suku'l-Lejl*"-it (tregut të natës). Rrugicat e saj kundërmonin nga temjani dhe erëzat, thotë ai.

Por shtëpia e familjes Angavi u shkatërrua gjatë viteve 1950, ndërsa familja sunduese e vendit, es-saudët, nisi ta zgjerojë Xhaminë e Madhe, me qëllim që ta rriste numrin e haxhinjve që ajo mund të nxinte. Është një program zgjerimi që ka vijuar që prej asaj kohe, duke e transformuar zonën që Angaviu e njihte dikur si shtëpi.

Arkitekti nxiti debat në vitin 2006, kur i tha një kanali televiziv rajonal se aty ku dikur kishin qenë vendet historike, shtëpia e Profetit Muhammed dhe shkolla më e vjetër e Islamit, *Daru'l-Erkam*-i, tani kishte rrugë dhe objekte publike. "Këto vende kanë qenë gjithmonë të njohura për mekasit," thotë ai, duke shtuar, "dhe tani unë po përpiqem të përdor harta të vjetra dhe të reja për t'i gjetur në mënyrë shkencore këto vende historike."

"Unë pata mundësinë ta caktoj dhe të bëj gërmime

në shtëpinë e Sejjide Hatixhesë (gruas së parë të Profetit Muhammed), dhe zbulova gjurmë ndërtimesh që kishin ekzistuar para periudhës abaside (në shekullin e tetë). Unë përdora libra dhe harta të vjetra për të lokalizuar shtëpinë e Profetit, dhe gërmova e gjeta gjurmë dyshemesh që ekzistonin gjatë periudhës abaside."

"I fotografova këto vende dhe ua paraqita autoriteteve zbulimet e mia," vazhdon ai. "Por mendoj se autoritetet i donin këto hapësira për t'u bërë vend adhuruesve."

Haxhi është një nga shtyllat e Islamit, me çdonjë prej 1.5 miliardë muslimanëve anembanë botës të obliguar fetarisht për ta kryer atë së paku një herë në jetë nëse është në gjendje nga pikëpamja financiare, fizike dhe shpirtërore. Arabia Saudite lejon aktualisht rreth 1.5 milionë njerëz të vijnë në vend gjatë periudhës së haxhit, duke caktuar përqindje të ndryshme shifrash për nacionalitete të ndryshme. Shumë njerëz presin me dekada në listat e gjata që t'u vijë radha. Në fakt, me normën aktuale, një muslimani i duhen 500 vite për të siguruar mundësinë për të vajtur në Mekë.

Arabia Saudite ka ngulmuar prej kohësh se është e angazhuar t'ua japë më tepër muslimanëve mundësinë për të kryer haxhin. Dhe për këtë qëllim iu fut zgjerimit të katërt të Xhamisë së Madhe, zgjerimit më të madh në historinë e xhamisë. Pas përfundimit, zgjerimi do të krijojë hapësira faljeje për dy milionë adhurues në një rast të caktuar.

## LËNIA E MEKËS

Familja e Angaviut lëvizi dy herë të tjera brenda Mekës, ndërsa qyteti vazhdonte të transformohej. Më pas ata u vendosën në Xheda, një qytet në Detin e Kuq, që shërben si portë hyrjeje për shumë prej pelegrinëve.

Angaviu qe shumë i ri për ta kuptuar arsyen e lëvizjes. "Thjesht e gjeta veten në një tjetër shtëpi të re," kujton ai. "Por një gjë për të cilën isha tepër i vetëdijshëm qe fakti se ndalova së shikuari Xhaminë e Madhe."

Xheda është një hapësirë ku janë përzier ide dhe njerëz. Muslimanë nga e gjithë bota kanë kaluar përmes qytetit; ca duke ndaluar, për ta bërë atë shtëpi të tyren. Dhe pikërisht në këtë mjedis hodhi shtat dashuria e të riut Angavi për arkitekturën.

Arkitekti tashmë 65-vjeçar filloi ta ndërtojë shtëpinë e tij me duart e veta në mesin e viteve 1980. E gjendur në një lagje të qetë të Xhedës, ajo kërkoi 15 vite për t'u mbaruar.

E vendosur mes një duzine vilash që nuk dallojnë nga njëra-tjetra, dhe nën një palmë gjigande, krijimi i tij spikat si një kremtim i arkitekturës tradicionale të Hixhazit, emri i lashtë për pjesën perëndimore të Arabisë Saudite, që përfshin Xhedën dhe qytetet e shenjta të Mekës dhe Medinës. Ndërsa pelegrinë nga e gjithë bota janë lëshuar në rajon, gjurmët e vendeve të tyre kanë ardhur me ta. Ndikimet nga Levanti, Jemeni, Afrika Lindore dhe India mund të gjenden të ngulitura në ndërtesat e saj; dhe brenda shtëpisë së Angaviut, me koralin e saj të bardhë dhe muret e gurit në të verdhë shkretëtire, me dyert dhe dritaret e gdhendura, e me verandat e zbukuruara.

Fasada prej guri në hyrje të shtëpisë së tij është nga Meka, dhe rreth 350-vjeçare. Ajo u shpëtua nga një shtëpi që po shkatërrohej në vitet 1980. "Kjo ishte një nga pjesët e fundit historike të mbetura nga Meka," thotë ai, ndërsa më pret tërë përzemërsi brenda.

Shkatërrimi po ngjiste me një shpejtësi të tillë, shpjegon ai, sa askush nuk mendonte të shpëtonte rrënojat.

Porta prej druri është gjithashtu nga Meka. Ai e gjeti atë në një treg në Xheda rreth njëzet vite të shkuara. "Shitësi e pa që unë mezi prisja ta bëja timen atë, prandaj e shiti me një çmim të kripur," kujton ai me një ngërdheshje.

Larmia e Hixhazit reflektohet në çdo qoshe brenda tempullit të Angaviut.

## SKICIMI I MEKËS

"Ideja e ndërtimit të kësaj shtëpie nuk synonte të qenit diçka ndryshe apo e veçantë," shpjegon ai. "Ideja ishte të vija në zbatim filozofinë time në jetën reale." Është një filozofi që ai e quan *el-Mizan*, apo balanca.

Në rrënjë të kësaj është besimi i tij se projekti dhe stili bashkëkohor mund të ekzistojnë në mënyrë harmonike me natyrën dhe traditën.

E pajisur teknologjikisht, por e projektuar sipas traditës, shtëpia ngjan të jetë mishërim i kësaj teorie. Dhe është pikërisht çka ai imagjinon për Mekën; qytetin që dikur ishte një luginë e zhveshur mes malesh shkëmbore dhe të qendërzuar nga xhamia më e shenjtë në Islam, e në arkitekturën e së cilës mund të gjenden shenjat e kulturave dhe qytetërimeve shumë të ndryshme.

Por në gjysmën e dytë të shekullit të njëzetë, ndërsa bumi i naftës e solli teknologjinë moderne në Arabinë Saudite, arkitektura karakteristike islame e Mekës filloi të zhdukej. Ndërtimet tradicionale që kishin mbijetuar për qindra vite, përgjatë periudhave abaside, omejade dhe otomane, u zëvendësuan me rrokaqiejt.

Nga 15 mëhallat e vjetra të Mekës, 13 janë shkatërruar plotësisht. Shtëpi, kafene, dyqane, e madje vende arkeologjike paraislame, thjesht janë zhdukur. Dhe në vend të tyre është ngritur diçka që pak prej banorëve e pranojnë.

Siç tha gazetari kashmiras, Besharat Pir, në 2012-ën, pas vizitës së tij në Mekë, se qyteti modern dukej sikur ishte ndërtuar nga një popull pa histori apo traditë.

"Gjatë asaj kohe, ndërsa njerëzit po mblidhnin para, unë po mblidhja të dhëna," shpjegon Angaviu në dhomën e miqve, ku një tavolinë xhami mban brenda saj një shatërvan të vogël prej guri, një karakteristikë e e një shtëpie të vërtetë Hixhazi, me zhurmën e ujit që çurgon dhe vendos ritmin e vendit.

Në vitin 1975, me t'u kthyer nga SHBA-të dhe Gjermania, ku përfundoi studimet pasuniversitare në arkitekturën islame, Angaviu hapi një qendër në Xheda për të ruajtur mjedisin natyror dhe islam të vendeve të shenjta të Mekës, të vendlindjes së Muhammedit, dhe të Medinës, që mbante xhaminë dhe varrin e Profetit.

Qendra, e cila tërhoqi duzina dijetarësh nga e tërë bota, kreu studime gjeologjike, arkeologjike dhe antropologjike. Ata përvijuan gjithashtu strategjitë për t'i administruar shërbimet e duhura për plotësimin e nevojave të numrit gjithnjë e në rritje të pelegrinëve, ndërsa respektohej natyra dhe historia e dy vendeve. "Haxhiologji," pëlqen ta quajë atë Angaviu. Më pak se një dekadë më vonë, ai dha dorëheqje nga qendra, duke besuar se ajo ishte përfshirë nga kaosi burokratik që e paralizoi punën e saj. "Unë marr frymë dhe ëndërroj për Mekën dhe Medinën," thotë ai. "Pikërisht kur lashë qendrën qe momenti kur shëndeti im nisi të marrë tatëpjetën."

Në hyrje të shtëpisë së Angaviut janë dy harta të mëdha: njëra e tregon Mekën përpara bumit të ndërtimeve, tjetra e paraqet atë në gjendjen aktuale. Ai i ka bërë me shenjë vende të ndryshme me rëndësi historike, si xhamitë dhe shtëpitë e sahabeve të Profetit; shumë prej tyre janë tani nën hotele apo nën qendra tregtare. "Puna hartografike që po bëj kërkon qeveri," shprehet ai. "[Por] unë po e bëj vetë."

Që nga vitet 1980 janë shkatërruar më tepër se 95 për qind e vendeve historike të Mekës, me shumë prej tyre që datojnë në vitet e para të Islamit, në shekullin e shtatë, duke hapur rrugën për kulla dhe hotele me pesë yje. Pastaj, sigurisht, kemi Kullën e Sahatit të Mekës, e cila është 46 herë më e lartë se Qabja aty pranë, kubikja e zezë, e konsideruar të jetë struktura më e shenjtë në Islam, e rreth së cilës muslimanët sillen për të shprehur harmoninë në adhurimin e Zotit. Rezultati është therës.

Shkëlqimi i qiellgërvishtësve reflekton në fytyrat e adhuruesve, vinçat bëjnë hije në dyshemetë me mermer. Dhe ishte një nga këto vinça që u rrëzua mbi territorin e xhamisë në shtator, duke vrarë më shumë se 100 njerëz. "Ky është mishërim i prishjes në *el-Mizan*," pëshpërit Angaviu, duke bërë gjeste me dorën e tij, sikur të drejtonte një orkestër, për të theksuar çdo fjalë.

Ai e quajti kullën e sahatit "budallaqe", i paaftë për ta fshehur neverinë për strukturën, pavarësisht faktit se ajo ishte projektuar nga një mik i vjetër dhe ish-koleg në Qendrën Kërkimore të Haxhit, Mahmoud Bodo Rasch, një arkitekt gjerman i kthyer në Islam katër dekada të shkuara dhe i përfshirë në një numër projektesh në qytetet e shenjta.

Angaviu i kishte mëshuar idesë së ngritjes së ndërtesave shkallë-shkallë, me më të shkurtrën të vendosur më pranë qendrës së Mekës. Ai dëshironte që hotelet të ndërtoheshin milje larg dhe të përmirësohej transporti. "Edhe kur Profeti Muhammed erdhi nga Medina për të kryer haxhin në Mekë, ai qëndroi në një zonë të quajtur Abtah, që ishte pesë kilometra larg xhamisë," shpjegon Angaviu.

Për shumë banorë të Mekës, zgjidhjet e bazuara në buldozerë dhe në dinamit përbëjnë një rrezik jo vetëm për strukturat, por për diçka njëherësh më personale dhe më universale: për kujtimet e fëmijërisë, të shtëpisë dhe të kujtesës kolektive islame.

"Është shembulli i parë i lakmisë që e mund besimin," thotë Mexhid esh-Shibiu, mekasi fisi i të cilit u shërbeu pelegrinëve për shekuj, edhe përpara fillimit të Islamit.

"Toka rreth Xhamisë së Madhe në Mekë është një prej më të shtrenjtave në botë. Prandaj ndërtuesit, Zoti i udhëzoftë, do të ndërtojnë sa më lart të munden mbi të," thotë esh-Shibiu, i cili ka fotografi bardhë e zi të Mekës dhe të të parëve të tij, që e veshnin kubiken e shenjtë dhe e pastronin pjesën e brendshme të saj me ujë trëndafili.

Angaviu këmbëngul se nuk dyshon në qëllimet e udhëheqësve të vendit për t'u siguruar lehtësirat më të mëdha të mundshme pelegrinëve. Por ai shton, "mjeti nuk justifikon qëllimin."

Ai kërkon që qeveria ta mbështesë atë në misionin e tij për të shpëtuar atë çka është ende e shpëtueshme nga Meka që ai njeh dhe dashuron, dhe po nxit që ndërtimi të ndalojë për pak muaj, për të lejuar një rivlerësim të shkallës së dëmit.

"Në dashtë Zoti, unë mund të gjej zgjidhje shkencore për Mekën dhe për pelegrinazhin që janë në linjë me *el-Mizan*-in," thotë ai. "Unë jam dikush që ëndërron për Mekën, në ëndrra dhe zgjuar."

"Unë dua të jepet një mundësi," flet ai. "Dhe Profeti Muhammed thotë se nëse keni një filiz në duar, e është e mundur ta mbillni atë përpara se të vijë Dita e Gjykimit, duhet ta mbillni."

Por a beson ai vërtet se ka ende shpresë për Mekën e ëndrrave të tij, kur prej historisë së saj është zhdukur aq shumë tashmë?



# ZGJUARSIA E EBU HANIFES

Imam Azami ishte shumë i zgjuar dhe kishte një mendjemprehtësi që u gjente zgjidhje praktike çështjeve. Si shembull për këtë, transmetohet një ngjarje e rëndësishme.

Kur dikush po ndërronte jetë, Imam Azamin e caktoi kujdestar. Imami shkoi te kadiu i asaj kohe, Shubremeja, i tregoi për situatën dhe i kërkoi që t'ia aprovonte kujdestarinë. Atij i tha:

"Kur ai ndërroi jetë, unë nuk gjendesha aty. Këta dy veta janë dëshmitarë se filan person më ka caktuar kujdestar."

Nisur nga kjo, Shubrumeja e pyeti Ebu Hanifen:

"A mund të betohesh se këta dy veta po dëshmojnë të vërtetën?" Imam Azami iu përgjigj:

"Unë nuk kam qenë aty... Andaj nuk më takon të betohem." Kur Shubrumeja i tha:

"Në këtë çështje krahasimi yt është i gabuar", Ebu Hanifja ia ktheu:

"Si është e mundur? Nëse një të verbri ia ndajnë kokën përgjysmë dhe nëse dy dëshmitarë dëshmojnë se kush ia çau kokën, a mundet që i verbri të betohet se ata po dëshmojnë të vërtetën? Ju po më kërkoni të betohem për diçka që nuk e kam parë!"

Shubrumeja nuk gjeti dot fjalë për të thënë. Andaj gjykoi për aprovimin e kujdestarisë dhe e miratoi.

## NJË **THËNIE**

*"Bujaria është një roje që e mbron njeriun nga përçmimi."*

*(Osmani -r.a.-)*

## NJË **LUTJE**

*"(O Zot!) Jepu begati mirësive që më ke dhënë! Më mbro nga e keqja e gjërave që ke caktuar të realizohen! Sepse, kur Ti cakton, askush nuk mund të thotë ndonjë fjalë për caktimin Tënd!"*

*(Darimi, Salat, 214; Tirmidhi, Vitr, 10.)*

## FAKTE **INTERESANTE**

- *Shumica e gurëve të çmuar përbëhen nga elemente të ndryshme. Vetëm diamanti përbëhet nga karboni.*
- *Sasia e kripës nëpër oqeane është aq e madhe saqë mund t'i përfshijë të gjitha kontinentet deri në 150 metra thellësi.*
- *Ndërrimin e orës e ka vendosur Benjamin Fraklini për të përfituar nga drita e ditës.*

# Fëmijët KUPTOJNË

Betyl Balltaxhë

Sipas studimeve të bëra në fushën e zhvillimit dhe psikologjisë së fëmijëve, fëmija që kur është 4 muajsh është në gjendje që të perceptojë emrin e vet. Ndërsa kur mbush 7 muajsh, ai ka aftësinë për t'i shprehur nevojat e veta me anë të veprimeve. Për shembull, ato i hapin krahët drejt jush kur kanë nevojë që t'i përqafoni. Kur janë 9 muajsh, ato reagojnë kur ia përmendni emrin, ndërsa gjatë periudhës 12-15 muajsh, ato përdorin pasthirrma të shkurtra për të treguar nevojat që kanë. Ndërsa kur janë 36 muajsh, ato e kuptojnë krejt mirë një fjali si: "Shko në dhomë dhe merr çantën."

Sado që përpiqemi që ta fshehim, fëmija e percepton gjendjen tonë shpirtërore (gëzimin, hidhërimin, zemërimin etj). Por në të shumtën e kohës nuk i jep dot kuptim. Kjo mund të sjellë konfuzion emocional dhe mungesë besimi.

Diskutimet e bëra në sy të fëmijëve, shkaktojnë sjellje agresive dhe mbyllje në vetvete. Fjalët që të rriturit i thonë njeri-tjetrit perceptohen nga fëmija i cili krijon një analogji me gjendjen emocionale të atij momenti. Përdorimi i fjalëve që poshtërojnë dhe ulin personin tjetër, zë vend të rëndësishëm në kujtesën e fëmijës. Prindi, kur i dëgjon këto fjalë prej fëmijës së vet, habitet shumë dhe reagon. Ndërkohë, kjo është eksperiencë e veçantë për fëmijën, i cili vetëm me një fjalë ka arritur që të tërheq vëmendjen e të rriturve. Fëmijës që i pëlqen ky eksperiment, vazhdon t'i përdorë këto fjalë dhe në të ardhmen ka shumë mundësi që të ndërtojë një të folur të tillë, të ngjashëm. Kur jemi në prani të fëmijës, duhet të bëjmë kujdes që të shmangim fjalët fyese për njerëzit e tjerë; fjalë si: fqinji i shëndoshë, drejtori budalla, shoku acarues… Studime të shumta kanë arritur në përfundimin se fëmijët e moshave 8 deri në 10 vjeç arrijnë që ta kuptojnë të folurën me nënkuptim dhe shprehjet e ekzagjeruara. Pra, le të bëjmë kujdes kur flasim në prani të fëmijëve. Në veçanti, duhet të evitojmë bisedat me nënkuptim në lidhje me tema si: seksualiteti, dhuna dhe fyerjet.

## NËSE FËMIJA IM PËRDOR NJË FJALË TË KEQE, A DUHET T'IA TREGOJ KUPTIMIN E SAJ?

Shpjegimi apo mos shpjegimi i kuptimit të një fjale zhargoni ose fyese, lidhet drejtpërdrejtë me moshën e fëmijës. Nëse i shpjegoni kuptimin e një fjale të ndyrë, fëmijës të moshës 4 vjeçare, ai mund ta kuptojë ose jo. Prandaj, në vend të shpjegimit mund ta paralajmërojmë fëmijën me këto fjalë: "ajo që the është fjalë e keqe, më ka mërzitur, nuk dua që ta përsëritësh." Në çdo rast prindi duhet të jetë shembull për fëmijën, kjo është e vlefshme edhe në kontrollimin e zemërimit dhe në mënyrën se si debatojnë. Ato duhet të përpiqen që diskutimet e tyre t'i bëjnë në ambiente larg fëmijës, në këtë mënyrë fëmija do të ndikohet më pak. Fëmija i ndan grindjet e prindërve në varësi të forcës së diskutimit. Sikurse kemi grindje të thjeshta në lidhje me punët e përditshme, ashtu kemi edhe grindje të forta që bëhen shkak për mërzi të mëdha. Sipas studimeve, grindja e madhe, për fëmijët, nënkupton katastrofë të vërtetë, sepse ai e shikon si shpërndarje të familjes, botës së tij. Fëmija dridhet nga frika e humbjes së njërit ose të dy prindërve, frikë kjo që shumëfishohet nga zhurma e dyerve që përplasen, fyerjeve që fluturojnë sa nga njëra anë në tjetrën si dhe dhuna fizike që mund të shikohet në disa raste. Fëmija që nuk i jep dot kuptim sjelljes së prindërve të vet që zakonisht janë të dhembshur e të dashur, në mënyrë të papandërgjegjshme, fillon që ta kërkojë fajin tek vetja. Prindërit duhet të bëjnë shumë kujdes që të mos e vënë fëmijën përballë pyetjes së rrezikshme: "Pa më thuaj, cili prej nesh ka të drejtë?!"

Zakonet dhe traditat tona na kanë mësuar që të tregojmë respekt për më të mëdhenjtë, jo vetëm

kur jemi në prani të tyre por edhe kur nuk jemi. Për këtë arsye kujdesi në këtë temë do të forcojë lidhjet familjare. Nëna dhe babai duhet të kenë kujdes që të mos thonë fjalë fyese ndaj prindërve dhe familjarëve të bashkëshortit (vjehrri, vjehrra, axha, daja, halla, tezja).

Nga ana tjetër, diskutimet konstruktive janë të dobishme për fëmijën i cili duke i dëgjuar mëson se si t'i shpreh mendimet e veta në mënyrë të kulturuar. Një prej sjelljeve kryesore që fëmija do të mësojë nga prindërit është edhe kultura e të shprehurit. Në këtë mënyrë, fëmija që në moshë të vogël mëson se mund t'i shprehë mendimet pa pasur nevojën për të ngritur zërin.

Si përfundim; fëmijët që në momentin e lindjes, janë shumë më të ndërgjegjshëm se sa ne mund të mendojmë. Për këtë arsye, duhet të bëjmë shumë kujdes sepse ato na shohin neve si të rriturit prej ku duhet të marrin shembull. Ne jemi përgjegjës për karakterin e ardhshëm të fëmijës.

## NËSE FËMIJA PËRDOR FJALË ABUZIVE OSE FYESE

Së pari, nuk keni përse të shqetësoheni menjëherë. Fëmija nuk do ta kuptojë dot pse ju reagoni kaq fuqishëm për një fjalë të thjeshtë. Nga ana tjetër, në momentin që përdoret kjo fjalë, mos qeshni në asnjë mënyrë dhe mos e ktheni në temë dëfrimi. Në një rast të tillë fëmija do të mendojë se po bën diçka qesharake që e ndihmon për të fituar vëmendjen e të tjerëve, prandaj do e përsërisë atë. Reagimi më i duhur është ky: "Mbase je zemëruar por ne nuk i përdorim këto fjalë." Mund të jetë e dobishme edhe t'i flitet fëmijës për impaktin që ka fjala e tij tek të tjerët dhe t'i kujtohet se çfarë do të ndjente ai sikur dikush tjetër t'i thoshte të njëjtën gjë.





# Mirë se erdhe E DASHUR BEBE

*Dr. Fatma Bajraktar Karahan*

Lindja e një fëmije vjen së bashku me padurimin, vështirësitë dhe merakun. Ajo është fillimi i një jete të re. Çdo i sapolindur është burim shprese për familjen e vet, por edhe për të gjithë botën. Ai është si një stoli e çmuar. Foshnja është një botë më vete që Allahu e dërgoi në tokë. Pavarësisht duarve e këmbëve të vogla, syve që akoma nuk janë qartësuar dhe gjuhës që nuk ka filluar akoma të kryejë funksionin e të folurit; ai është më i fuqishëm se njerëzit e rritur. Lidhja e tij me Zotin është e re. Mbase për këtë arsye, ai ka aromë xheneti. Dëshmitarët e kësaj mrekullie të krijimit përjetojnë njëkohësisht dy ndjenja të ndryshme që i bëjnë të qajnë e të qeshin në të njëjtën kohë. Teksa ndahen dy zemra që ishin brenda të njëjtit trup, askush nuk mund ta di me siguri, nëse bebja e vogël qan nga dhimbja e mbushjes së mushkërive me ajër apo nga ankthi i ardhjes në këtë botë të vështirë... Teksa lindja e tyre është burim lumturie për të tjerët, vdekja e tyre është një zjarr i tmerrshëm. Ato që vdesin pa lindur, ato që vriten, ato që vdesin akoma pa iu vendosur një emër... Ato kthehen në një dhimbje të turpshme... Ndërkohë që ato do të ishin shpëtimtarët e botës.

## EDHE BEKIM EDHE PËRGJEGJËSI

Në shtëpinë ku vjen një fëmijë, vjen lumturia. Në fakt lumturia nuk vjen vetëm. Fëmija që është mysafiri i ri i familjes sjellë me vete përgjegjësi të madhe. Ai është mysafir i veçantë dhe i çmuar, dhe si i tillë meriton parapërgatitje të rëndësishme. Ndryshe prej asaj që mund të mendohet, parapërgatitjet nuk kanë të bëjnë vetëm me dhomat e zbukuruara, rrobat dhe gostitjet. Përgatitja më e mirë është një botë më e bukur, me më pak gënjeshtra, zili e negativitet. Po, shtëpia parapërgatitet për fëmijën, po bota si të mos e bëjë të njëjtën gjë? Në këtë mënyrë bebja kthehet në përgjegjësi dhe sprovë të vërtetë. Specialisti i Qendrës Fetare Dr. Ylfet Gërkyly na kujton ajetin Kuranor: ***"Pasuria dhe fëmijët tuaj janë vetëm sprovë për ju. Allahu ka shpërblim të madh."*** (Tegabun, 15) dhe shton se fëmijët, stolia e botës dhe drita e syve tonë, në të njëjtën kohë janë bekim i paçmuar dhe sprovë për ne. Çdo fëmijë duhet pranuar si një dhuratë e vyer që na ka bërë Zoti, por nga ana tjetër nuk duhet të harrojmë se, e drejta e fëmijës ndaj prindit është të edukohet në mënyrën si na e ka këshilluar Krijuesi ynë.

Nëse kujtojmë hadithin e Pejgamberit tonë: *"Fëmija ka të drejtën e vet tek prindi."* (Muslim, Sijam, 183) kuptojmë se detyra e prindërve fillon shumë para lindjes së fëmijës. Në fund të fundit çdo gjë që prindi ha, pi, shikon dhe flet do të ndikojë tek fëmijët që do të vijnë në jetë. Ndikimi është më i fortë veçanërisht kur fëmija është në barkun e nënës. Në krijimin e çdo organi të ri shtohet ndikimi. Për shembull, kur fëmijës i krijohen veshët, prindërit duhet të bëjnë shumë kujdes me fjalët që thonë. Fëmija nuk ka përse të dëgjojë grindje, sharje e fjalë të këqija akoma pa ardhur në këtë botë. Asnjë prind nuk ka të drejtë që ta helmojë gjakun e fëmijës me zakone të këqija dhe as t'i ndot qelizat e pastra me gjëra të papastra.

Dr. Ylfet Gërgyly thotë se prindërit duhet të ndjehen falënderues që në momentin kur mësojnë se do të bëhen me fëmijë dhe duhet të gëzohen

pavarësisht gjinisë së fëmijës. Mos të harrojmë se Kurani Kerim na këshillon që të gëzohemi për lajmin e ardhjes në jetë të fëmijës, pa dallim gjinie. (Nahl, 58-59). Sigurisht që falënderimi për një bekim kaq të madh nuk mund të mbetet me kaq. Fëmijës duhet t'i vendosim një emër të bukur duke marrë parasysh që me të do të thirret në Ahiret. (Ebu Davud, Edeb, 61), Nëse është e mundur bëhet një kurban (Tirmidhiu, Edeb, 63, Edahi, 19) në shenjë falënderimi. Vendosja e emrit është një edukim më vete. Pejgamberi (a.s.), i lexonte në veshin e djathtë të të sapolindurit ezanin ndërsa në të majtin i lexonte ikametin dhe më pas i vendoste emrin. Në këtë mënyrë, fëmija i sapolindur në kontaktin e parë me botën e jashtme, njihej me emrin e Allahut dhe të Dërguarit të Tij...

## POZITA SI NËNË E SI BABA

Kjo krijesë e vogëlth, ka nevojë për kujdes dhe shërbim, por në të njëjtën kohë ajo ka edhe fuqi të madhe ndryshimi. Ajo ka aftësinë që një grua ta bëjë nënë dhe një burrë ta bëjë baba. Me qenien e tij, ai bën një njeri gjysh e një tjetër gjyshe. Ai ndryshon një shtëpi të tërë. Ky ndryshim nuk vjen vetëm me lumturi e gëzim, por edhe me shqetësimet e lodhjet e veta. Ky ndryshim ndikon tek jeta e përditshme. Mysafiri i vogël ka ndikim edhe tek marrëdhëniet mes familjarëve. Për shembull, nëse në familje është edhe një fëmijë tjetër, ai bëhet motër e madhe ose vëlla i madh. Interesi i familjes dhe dashuria e familjarëve ndryshon, sepse qendra e të gjitha këtyre bëhet fëmija i vogël, por duhet bërë shumë kujdes që kjo dashuri e madhe të jetë e kontrolluar në mënyrë që të mos prishen ekuilibrat e familjes. Ja se çfarë mendon Psikoterapisti Dr. Timur Harzadin në lidhje me mënyrën se si duhet të sillemi me fëmijët e tjerë më të mëdhenj: "Prindërit duhet t'i përgatisin fëmijët e mëdhenj për ndryshimet që do të sjellë foshnja e sapolindur. Mos të harrojmë se është krejt normale që fëmijët e mëdhenj të ndjehen xhelozë për pak kohë. Në një situatë të tillë duhet bërë kujdes që të mos e gjykojmë ose ta ngacmojmë fëmijën. Në një kohë që dihet se fëmijët e vegjël nuk i shprehin dot qartë ndjenjat e tyre. Për këtë arsye mund të bëjnë prapësira si lagia e rrobave e gjëra të ngjashme. Zakonisht këto probleme nuk zgjasin shumë. Parapërgatitjet e prindërve e lehtësojnë mjaft këtë periudhë. Prindërit duhet të jenë shumë të kujdesshëm që të mos lënë pas dore fëmijët e tjerë. Disa prej aktiviteteve që mund të zhvillohen janë edhe leximi i librave, zhvillimi i lojërave dhe bërja e pazarit. Nëse bebja kalon kohë si me babain ashtu edhe me vëllain (motrën) e vet, ai arrin të krijojë njohje shpirtërore. Sigurisht që një gjë e tillë do të jetë e mirë për të tria palët." Specialisti Dr. Harzadin tregon se ardhja në jetë e një fëmije të vogël, bën që disa prej nevojave të pjesëtarëve të tjerë të familjes të mos plotësohen dot. Në disa raste, vështirësitë që sjell pjesëtari i ri i familjes bëhen shkak për grindje në mes çiftit, por një gjë e tillë e bën të voglin të ndihet keq. Shumë familje arrijnë që t'i kapërcejnë këto probleme në mënyrë natyrale.

Sigurisht që do të duhet kohë për të caktuar role të reja dhe për të ndarë detyrat, por kalimi është i suksesshëm vetëm nëse bëhet me mirëkuptim, dashuri dhe kujdes.

Nuk ka dyshim se ardhja në jetë e një fëmije, mbi të gjitha lodhë nënën. Shtatzanisë dhe lindjes i shtohen edhe përgjegjësi të reja, pa bërë asnjë pushim. Sipas Islamit, gjatë asaj që quhet periudha e lehonës, si fëmija ashtu dhe nëna kanë nevojë për kujdes të veçantë. Sipas Dr. Ylfet Gërgyly: "Në bazë të tipareve fizike dhe kushteve të ambientit mund të ketë variacione, por lehonia –në literaturën Islame quhet nifas- e gruas zgjat afërsisht 40 ditë. Gjatë kësaj kohe, gruaja nga njëra anë ka gjakderdhje ndërsa nga ana tjetër punon gjatë gjithë kohës për të plotësuar nevojat materiale e shpirtërore të pjesëtarit më të ri të familjes. Ajo përpiqet vazhdimisht që ta përballojë me sukses këtë tempo kaq të lartë. Mos të harrojmë se e ndodhur në një periudhë kaq delikate, gruaja ka nevojë për ndihmën e bashkëshortit dhe të gjithë të afërmve të tjerë prandaj duhet të përpiqemi shumë që t'ia lehtësojmë peshën e madhe që ka mbi supe." Psikoterapisti Dr. Harzadin e shpreh rëndësinë e rolit të burrit në këtë mënyrë: "Pjesëtarët e tjerë të familjes duhet t'i vijnë në ndihmë nënës. Këshillohet që babai të ketë një rol aktiv në mënyrë që kjo periudhë të kalojë pa probleme. Nëse burri krijon afërsi me beben dhe pjesëtarët e tjerë të familjes, gruaja do ta ketë më të lehtë kapërcimin e kësaj periudhe."

Nëse gruaja dhe burri i marrin përsipër përgjegjësitë e tyre që para se fëmija t'i hap sytë në këtë botë, ato do të fitojnë pozitën e të qenit prind. Nëse arrijnë t'i kryejnë detyrat e tyre me drejtësi, kënaqësia e tyre do të bëhet shkak që fëmijët të futen në Xhenet. Le të kujtojmë fjalët e Resulullahut: *"Nëna dhe babai janë shkaqe për hapjen e dyerve të Xhenetit..."* (Tirmidhiu, Birr, 3) Bebja që i jep poste kaq të larta gruas dhe burrit, është një bekim dhe amanet i rëndësishëm. Për këtë arsye, çdo lindje është një lajm i mirë dhe ngjarje që meriton falënderim të sinqertë.



# Falënderoje ALLAHUN

*Ferit Piku*

Allahu (xh.sh) thotë në Kuranin fisnik: “**Zoti ka caktuar: kush më falënderon, Unë do t’ia shtoj të mirat dhe kush do t’i mohojë mirësitë e mia, dijeni mirë, se ndëshkimi Im është i ashpër**”.

Natyra njerëzore është e dobët. Njeriu mund të bjerë në gradat më të ulëta të moralit mirëpo të gjitha edhe mund të mbahen. Por mendoj se cilësia më e ulët është kur tjetri ta mohon të mirën. Nëse shikon një person në rrugë, i cili bën sikur s’të njeh edhe pse ti i ke bërë një të mirë dhe i ke qëndruar pranë, është shumë e rëndë të mundohesh ta përtypësh sjelljen e këtij personi. Është mungesë burrërie dhe tregues i dobësisë njerëzore kur njeriu e harron të mirën.

A nuk ka ardhur koha të pyesim veten tonë: “Mos ndoshta jemi nga ata, të cilët e kanë harruar të mirën, megjithëse e urrejmë diçka të tillë?” Kush më shumë se Allahu (xh.sh) ka bërë të mira mbi ty?! Kush meriton të falënderohet më shumë se Zoti i gjithësisë. Betohem në Allahun se Atij i takon falënderimi më i madh, sepse edhe prindërit e tu janë nga mirësitë që Allahu t’i ka dhënë ty.

Ndoshta njeriu me punët e përditshme, me hallet dhe problemet e jetës bie në këtë gabim, por që nuk mund të justifikohet. Cilësia më e ulët e njeriut është të jetë jobesimtar, ndërsa fjala “**jobesimtar**” në Islam nuk do të thotë se ti ke gjetur argumente që nuk ka Zot, por do të thotë që ti i ke mbuluar (je përpjekur t’i mbulosh) të mirat e Zotit. Fjala kufër (mosbesim) do të thotë ta mbulosh të mirën dhe të mos e tregosh atë edhe pse e ke në vetën tënde.

Mirësitë që na ka dhuruar Allahu (xh.sh), janë të panumërta:

- ***Uji***: Ne kemi problem se uji na vjen në një orë të caktuar dhe ikën në një orë të caktuar. Por po ta mendosh në rang botëror, çështja është shumë më e komplikuar. A e mendon se si vjen ky ujë në tokë. Po sikur uji të mos dilte nga toka? Po sikur i gjithë uji mbi sipërfaqen e tokës të ishte i kripur? A mos kemi gjë në dorë për ta ndryshuar këtë? Allahu (xh.sh) thotë në Kuran: “**Mendoni sikur Allahu ta bënte ujin të depërtonte thellë në tokë, ku do të gjenit ujë për të pirë**”. Vetëm Allahu është Ai, që e nxjerr ujin e pastër nga toka, prandaj vetëm Atë duhet të falënderojmë për këtë mirësi të madhe.

- ***Ajri***: Të gjithë e dimë se pa oksigjen nuk ka jetë. Mendo pak sikur pemët të kryenin të njëjtin proces si njeriu, pra të merrnin oksigjen e të nxirrnin dyoksid karboni. Atëherë të gjithë njerëzit do të vdisnin nga mungesa e ajrit. Por Zoti i gjithësisë ka caktuar, që pemët të marrin dyoksid karboni dhe të nxjerrin oksigjen. Prandaj le ta falënderojmë Allahun (xh.sh) për këtë mirësi të madhe.

- ***Ushqimi***: Mendo se si Zoti ka vendosur në fytin tënd një valvul, e cila një herë i hap rrugën ajrit, një herë i hap rrugën ushqimit. Por nëse ngatërrohet



një herë, gati sa nuk mbytemi dhe të gjithë e kemi përjetuar një gjë të tillë. Ti e fut kafshatën në gojë e nuk e merr vesh se çfarë ndodh me ushqimin tënd, por ushqimi ka një rrugë shumë të gjatë për të bërë derisa të arrijë atje ku duhet. Prandaj Allahu nuk e harron këtë ushqim por i urdhëron organet e trupit ta përpunojnë atë, derisa ky ushqim të kthehet në energji për ty.

- ***Nata dhe dita***: Sikur dita të ishte pa fund, ku do ta gjeje një moment për të pushuar? E kemi provuar të gjithë se gjumi i ditës nuk është kurrë si gjumi natës. Po sikur nata të ishte pa fund, çfarë do të bëhej me jetën tonë? Prandaj le ta falënderojmë Allahun edhe për këto mirësi.

Këto janë disa prej mirësive të Zotit dhe njeriu përfiton prej tyre edhe sikur të jetë jobesimtar, sepse Zoti është i mëshirshëm me të gjithë njerëzit, madje edhe me ata që e mohojnë Atë.

Zoti thotë në Kuran: "**...dhe nëse mundoheni t'i numëroni të mirat e Zotit, nuk do të arrini ta bëni këtë**". Prandaj njihi të mirat e Zotit tënd dhe mos u bëj njeri i lig, që harron mirësitë e Tij. Zoti na tregon, se Ai është i mëshirshëm me njerëzit, sepse njerëzit nuk i meritojnë të gjitha këto mirësi. Ndërsa në një ajet tjetër Zoti thotë: "**...por njeriu është shumë i padrejtë dhe mohues**". Prandaj natyra njerëzore është e tillë, që harron të falënderojë, prandaj duhet të jemi gjithmonë të vëmendshëm e të mos hutohemi nga problemet ditore, të cilat mund të na bëjnë t'i harrojmë mirësitë dhe begatitë që na ka dhuruar Zoti.

Falënderimi për të mirën është cilësia më e lartë, është shenjë burrërie dhe besnikërie. Ndërsa harresa është shenjë e dobësisë së njeriut. Kush falënderon Allahun (xh.sh), Ai i sjell begatinë. Zoti betohet dhe thotë në Kuran: "**Zoti ka vendosur një ligj: nëse falënderoni Allahun, Unë do t'ua shtoj të mirat, por nëse mohoni, dijeni se ndëshkimi Im është i ashpër**".

Ibrahimi (a.s) ishte shumë bujar. Ai vërente se të mirat e Zotit i shtoheshin çdo ditë, prandaj tha: "O Zot! Pakësoji të mirat ndaj meje, sepse kam frikë se nuk do të arrij t'i shlyej gjithë këto mirësi". Zoti i tha: "O Ibrahim! Pakësoje ti bujarinë, t'i pakësoj Unë të mirat, sepse kur njeriu falënderon për të mirën që i Jap, Unë nuk mund t'ia ndaloj mirësitë". Ibrahimi (a.s) ishte bujar, por Zoti ishte edhe më bujar se Ibrahimi (a.s). Prandaj nëse doni bereqet e begati, atëherë falënderojeni Allahun (xh.sh) dhe do ta shihni se Zoti është bujar e i mëshirshëm me robërit e Tij.

Lind pyetja: "Si ka mundësi, që njeriu të bjerë kaq poshtë e të harrojë të mirat që i ka dhënë Allahu"? Nëse dikush na pyet: "Si je", ne në vend që të falënderojmë Zotin, fillojmë e ankohemi për ato gjera që nuk i kemi, a thua se njeriu që kemi përballë do të na i zgjidhë krejt hallet tona. Kjo nuk është gjë e mirë dhe janë disa shkaqe që të çojnë në këtë pozitë:

1- Shkaku kryesor pse njerëzit ankohen është, se ata i quajnë veshjen dhe ushqimin si gjëra normale dhe elementare, pra sikur Zoti e ka për detyrë t'ua japë ato të mira. Falënderimi vjen vetëm atëherë kur na jepet një e mirë e madhe si: makinë, shtëpi etj.

Një person mendjemadh dhe i pasur shkoi tek një dijetar, i cili deshi ta verë në një provë të vogël.

Kështu që dijetari i tha: “Mendo sikur je në mes të shkretëtirës dhe po vdes, ndërsa pranë teje gjendet vetëm një person, i cili mund të të japë ujë. Nëse ai të thotë: “Do të të jap ujë, vetëm nëse më jep gjysmën e pasurisë”, çfarë do të bëje”? Personi u përgjigj: “Po, do t’ia jepja gjysmën e pasurisë, sepse jeta është më e shtrenjtë se pasuria”. Dijetari vazhdoi: “Po sikur pas kësaj të bllokoheshe dhe të mos kishe mundësi për të dalë jashtë, a do ta jepje gjysmën tjetër të pasurisë vetëm për të shpëtuar nga ky hall i madh”? Burri mendjemadh tha: “Po, do ta jepja edhe gjysmën tjetër të pasurisë”. Atëherë dijetari i tha: “A e shikon se gjithë pasuria jote vlen vetëm sa një pikë ujë. Prandaj mos prit sa të sprovohesh, por falënderoje Zotin kur je mirë dhe kur je keq.

2- Gjithashtu njerëzit nuk e falënderojnë Allahun (xh.sh), sepse shikojnë vetëm për më të mirën. Islami nuk thotë, të rrish në gjendjen që je. Ti synoje më të mirën, por mos harro ata që janë më keq se ti, sepse duke synuar më të mirën, njeriu harron të falënderojë Zotin për atë që Ai i ka dhënë dhe ankohet vazhdimisht. Ndalu për një moment dhe shiko njerëzit që janë më keq sesa ti dhe atëherë do ta vlerësosh mirësinë që të ka dhënë Zoti. Profeti (a.s) na mëson se kur kalojmë pranë dikujt që është i sëmurë, i çmendur apo i paralizuar duhet të themi: “Falënderoj Zotin që më ka ruajtur mua nga ato sprova me të cilat ka provuar shumë të tjerë”.

3- Njerëzit nuk e falënderojnë Allahun, sepse nuk i njohin cilësitë dhe ligjet e Zotit. Allahu ka vendosur si ligj, që pasaniku më i madh sot, mund të bëhet fukara për 24 orë dhe anasjelltas.

Tregohet se një grua besimtare ishte martuar me një burrë të pasur. Teksa po hanin bukë, dëgjuan zërin e një fukarai që po i binte derës. Burri del tek dera i nxehur dhe e përzë fukarain ashtu siç nuk i takon një njeriu normal. Kaloi koha dhe ky pasanik u varfërua deri në atë gradë, saqë nuk pati para të mbante gruan e tij, prandaj u divorcua prej saj. Kjo grua martohet me një njeri tjetër. Teksa çifti i ri po hante darkë, përsëri troket dera. Gruaja del të shikojë se kush është, por shtanget kur shikon, se fukarai që kishte ardhur për të lypur diçka ishte ish burri i saj. Kështu ajo fillon të qajë. Burri i saj e pyet: “Pse po qan”, ndërsa ajo ia kthen: “Ai fukara që rri tek dera, është ish burri im”. Atëherë burri pyet gruan: “A më njeh se kush jam unë”? “Jo”, - ia kthen ajo. Burri vazhdon: “Unë jam ai person, që erdha tek shtëpia juaj për të kërkuar një kafshatë bukë, ndërsa burri yt më përzuri”. Ky është ligji i Allahut (xh.sh). Prandaj ju ftoj të jeni bujarë, të ndershëm dhe falënderues ndaj Zotit të gjithësisë, se vetëm Ai e shpërblen më së miri falënderimin.

Falënderimi është cilësia më e lartë. Gjithashtu duhet ta dimë mirë se Allahu (xh.sh) NUK KA NEVOJË PËR FALENDERIMIN TONË. Nëse njerëzve u mbetet merak se përse ti e ke harruar nderin që të kanë bërë, Zotit nuk i mbetet merak pasi Ai i tillë është, Dhurues i madh dhe Bujar i pashoq. Allahu (xh.sh) thotë në Kuran: “**...dhe kush falënderon, e ka për veten e tij, por kush mohon, e ka për veten e tij**”. Ndërsa Profeti (a.s) ka thënë: “**Pasha Zotin e gjithësisë! Sikur të gjithë njerëzit dhe xhindet të ishin si besimtari më i mirë, kjo nuk do t’i shtonte asgjë Zotit në sundimin e Tij. Por Sikur të gjithë njerëzit dhe xhindet të ishin jobesimtarë, Zotit nuk i pakësohet asgjë nga sundimi i Tij**”.

Këtu lind një pyetje e madhe: “Si mund ta falënderoj Allahun (xh.sh)”? Falënderimi arrihet në tre forma:

1- **Falënderoje Zotin me zemër**: Të gjithë kemi ndodhur në situata të vështira dhe e kemi parë se si ka ardhur ndihma e Zotit. Prandaj le ta falënderojmë Zotin me zemër. Këtu fillon falënderimi.

2- **Falënderoje Zotin me gjuhë**: A nuk mendoni se ka ardhur koha ta reformojmë gjuhën tonë, fjalët që themi?! Gjatë ditës themi shumë fjalë, por sa prej tyre janë për Zotin, sa e falënderojmë Zotin me gjuhë? Të gjithë kemi halle e probleme dhe rrimë e ankohemi, por mos iu anko njeriut, sepse mund të arrijë puna deri aty, sa t’i ankohesh njeriut për Zotin dhe kjo është poshtërsi. Por nëse ke një problem, lutju Zotit të gjithësisë, se Ai do të t’i përgjigjet. Mendoj se kemi nevojë të mësojmë shprehjen e Profetit (a.s): “**Zotit i takon falënderimi në çdo lloj gjendjeje**”.

3- **Falënderoje Zotin me vepra**: Ne i bëjmë të gjitha këto adhurime, jo vetëm se jemi të dobët, por i bëjmë në shenjë falënderimi ndaj Allahut (xh.sh). Ai që na dha gjithë këto mirësi, kërkon prej nesh ta vëmë ballin në sexhde, jo se Ai ka nevojë për këtë, por ne kemi nevojë për këtë sexhde, për t’i lidhur zemrat me Allahun (xh.sh), për t’i dhënë gjallëri jetës tonë. Dijeni fare mirë, se kur Zoti e dëboi shejtanin nga Xheneti, ai u betua se do ta humbiste njeriun dhe tha: “O Zot unë do të mundohem që t’i largoj njerëzit nga falënderimi yt”.

Lus Zotin të na bëjë njerëz falënderues! Zoti na bëftë nga ata që shijojnë të mirat që Allahu ua ka dhënë dhe falënderojnë Zotin për këtë! Lus Zotin, që t’i lidhë zemrat tona me madhështinë e Tij! Zoti na e shtoftë besimin, na bëftë prej të sinqertëve dhe na bëftë nga banorët e Xhenetit!

Amin!..



# Njeriu duhet të dijë SE ÇFARË HA

*Xhafer Bekirollu*

Nga Marifetnameja kuptojmë se natyra e një njeriu është e thatë ose e lagësht, e ngrohtë ose e ftohtë. Ushqimet që merr, ia shtojnë thatësinë dhe ftohtësinë ose ngrohtësinë dhe lagështinë. Nisur nga kjo, çdo njeri i vetëdijshëm duhet ta njohë strukturën e tij, duhet t'i dijë veçoritë e rëndësishme të ushqimeve mjekësore që merr dhe të gjitha këto duhet t'i konsumojë duke pasur kujdes për kohën e tyre.

**Spinaqi**: është i ftohtë dhe i lagësht në shkallë të parë. Ushqimi me të është i shijshëm. Ai u bën dobi mushkërive të bardha dhe mëlçisë së zezë. E zbut barkun dhe lufton sëmundjet e shpinës.

**Qepa**: është tharëse në shkallën e dytë dhe ngrohëse në shkallën e tretë. Në të njëjtën kohë, është dekompozuese dhe zbutëse. Hap hyrjen e damarëve. Nëse i shtypet fara dhe me vajin e saj lyhet lëkura e sëmurë me lebrozë, e shëron atë. E shkul me kripë lurdhësin. Nëse hahet në mënyrë normale, forcon stomakun dhe hap oreksin. Qepa e zier është e dobishme. Liron rrugët e urinës, zbut natyrën e njeriut dhe lufton erërat helmuese. Nëse lidhet plaga me të, ndalon dhimbjet dhe rrjedhjet.

**Veza e pulës**: gjysmë e skuqur në vaj, është më e mira. Nëse veza zihet shumë, nuk ka asnjë lloj dobie. Por e verdha e saj ka shumë dobi për nxehtësinë dhe e bardha për të ftohtët. Nëse e lyejmë fytyrën me të bardhën e vezës, e mbron atë kundrejt rrezeve dhe nxehtësisë së diellit. Nëse e përziejmë të verdhën e saj me mjaltë dhe lyejmë me të dëmtimet dhe qukat e fytyrës, i shëron. Veza ka fuqinë e mishit dhe pjesa më e dobishme është e verdha e saj.

**Arra**: është tharëse në shkallë të parë dhe ngrohëse në shkallë të dytë. Shkakton dhimbje koke. Tretet me vështirësi dhe jep shumë ngrohtësi. Vaji i saj është ndriçues, dekompozues dhe dobësues. Ajo është e dobishme për skuqjet, qukat dhe dridhjet e fytyrës. Është e dobishme për dhimbjet e kokës dhe të kraharorit. Largon rrufën dhe kollën e thatë, që kanë lidhje me të ftohtët. E forcon stomakun dhe qetëson zemrën. Hap bllokimet e mëlçisë së zezë. Është e dobishme për dhimbjet e veshkave dhe të mitrës. I vjen mirë errësimit të syrit dhe kataraktit.

**Fiku**: i freskët është pak i lagësht dhe i ngrohtë. Ka shumë lëng dhe ushqim. Tretet menjëherë në stomak. Është më i ushqyeshëm se të gjithë frutat e tjerë. Pjesa e tij ndërmjet bërthamës dhe lëkurës i pjek dhe i zbut plagët dhe ulçerën. E ul temperaturën dhe e rregullon ngjyrën që prishet prej sëmundjes. I pjek çibanët dhe u nxjerr qelbin. E heq kollën e vjetër. Është i dobishëm për mushkëritë e bardha dhe kraharorin. Hap bllokimet e mëlçisë së zezë, shpretkën, veshkat dhe fshikëzën e urinës. Është shumë i dobishëm kur hahet me bajame ose me arra. Nuk është mirë që fiku të hahet me ushqime të rënda. Ai që ha tre kokrra fiq para ushqimit, të zier në ujë me uthull, për tre ditë në mëngjes, shpëton nga ethet dhe tëmthi.

Nga këto që thamë më lart, mund të mendojmë se Hazreti Ibrahim Hakiu këshillon që njeriu duhet të jetë doktori i vetvetes, sepse ai e këshillon lexuesin e tij që së pari të njohë strukturën e trupit të tij, pastaj veçoritë e ushqimeve që i ka marrë si ilaç apo ushqim dhe mënyrën e duhur për përdorim. Ai tregon se duhet të respektohen parimet kryesore të mjekësisë mbrojtëse. Në fund, thotë: "Të gjitha ilaçet dhe ushqimet ndikojnë me lejen e Allahut të Madhëruar. Faktikisht, Musebbibu'l-Esbab është Ai që u jep gjërave forcën e ndikimit. Ai u jep dobi apo u shkakton dëm gjërave."

# Sallata me Fruta



Sallata me fruta është alternativa më e përshtatshme për të përmbyllur siç duhet një vakt të mirë e të bollshëm.

Sallata me fruta përgatitet lehtë, është freskuese në shije dhe sjell shumë kënaqësi për shqisat.

Por sallata me fruta nuk është diçka që mund ta përgatisësh symbyllur.

Ajo që duhet të dini është se jo të gjitha frutat përshtaten mirë me njëra tjetrën.

Një sallatë e mirë frutash kërkon fantazi, por duke njohur vlerat dhe kundërvlerat e frutave.

Principet bazë të një sallate frutash të shijshme por mbi të gjitha të shëndetshme janë:

## MOS BASHKO FRUTAT ME ACIDITET TË LARTË ME TË ËMBLAT.

Frutat me aciditet të lartë si qitro, portokalli ose agrume të tjera, ananasi, shega, molla e thartë, kumbulla dhe luleshtrydhet nuk duhen kombinuar me frutat e ëmbla si rrushi, banania, hurma, fiku e kumbullat e thata.

## KUJDES ME ACIDITETIN

Agrumet si qitro janë të vështira për stomakun.

Në këtë rast, ato mund t'i kombinoni me boronicat.

Mollët e ëmbla, kajsitë, qershitë, mangoja, nektarina, dardha dhe frutat e pyllit janë neutrale mund të kombinohen si me frutat me aciditet të lartë ashtu edhe me të ëmblat.

## PJEPRI DUHET KONSUMUAR VEÇMAS

Nuk dihet akoma zanafilla e përfshirjes së pjeprit nëpër sallata frutash, por është diçka e gabuar.

Pjepri dhe shalqiri kanë përmbajtje të lartë ujore ndaj treten më shpejtë se frutat e tjerë.

## HIQNI DORË NGA SALLATA STANDARDE E FRUTAVE

Një sallatë tipike me pjepër, mollë, ananas, banane dhe luleshtrydhe ngadalëson tretjen.

Hiqni dorë prej saj dhe më mirë konsumoni boronica dhe mjedër.



Në verë, nëse preferoni të hani fruta, përqendrohuni tek shalqiri që ul temperaturën e frutave.

Mango është një zgjedhje tjetër ideale sepse është i pasur me vitamina dhe antioksidantë.

### KOS DHE MJALTË

Nëse dëshironi mënyra të shëndetshme për të pasuruar sallatën me fruta zgjidhni kosin, mjaltin ose lëngjet e frutave.

### MOS PËRZIENI FRUTA ME PERIME

Frutat dhe perimet treten në ritme të ndryshme.

Frutat treten më shpejt, madje në momentin që mbërrijnë në stomak janë pjesërisht të tretura.

Frutat përmbajnë më shumë sheqer, gjë që mund të pengojë tretjen e perimeve.

Për të njëjtën arsye portokalli me karotën nuk duhen përzier bashkë sepse shkaktojnë urth.

### MOS PËRZIENI PROTEINËN ME NISESHTE.

Bananet nuk duhen përzier me patatet ose bizelet, rrushi i thatë me spinaqin e të tjerë sepse tretja ndryshon sipas kategorive.

Për tretjen e proteinave, nevojitet një bazë aciditeti, ndërsa për niseshtenë nevojitet alkalina.

### KUR FRUTI TË VJEN NË NDIHMË.

Nëse e keni tepruar me kripën, të nesërmen konsumoni një frut me përmbajtje të lartë ujore siç është shalqiri për të nxjerrë jashtë kripën.

Nëse keni ngrënë shumë makarona, të nesërmen hani mollë.

# MUNGESA E MAGNEZIT NË ORNGANIZËM

Magnezi luan një rol thelbësor për sistemin imunitar, nervat, muskujt, zemrën dhe kockat. Ai është i përfshirë në më shumë se 300 reagimet biokimike të trupit.

Mungesa e magnezit ndikon fort në vyshkjen e çdo organizmi të gjallë dhe vlen për bimët dhe sidomos për njerëzit.

Për këtë arsye, duhet të mësoni më shumë për mungesën e magnezit, simptomat, shkaktarët dhe faktorët e rrezikut.

### MUNGESA E MAGNEZIT DHE SHENJAT QË JEP ORGANIZMI

Ndonëse shumë njerëz nuk marrin sasitë e nevojshme të magnezit nëpërmjet ushqimit, pamjaftueshmëria e mirëfilltë e këtij minerali është e rrallë.

Kjo vjen falë veshkave, të cilat mbajnë nën kontroll sasinë e kësaj kripe minerale që shkarkohet nëpërmjet urinës.

Ndaj nëse ndiheni të shëndetshëm, me siguri nuk jeni të prekur nga pamjaftueshmëria e magnezit.

Por nga ana tjetër, disa probleme shëndetësore, pirja e tepruar e alkolit, disa medikamente dhe një regjim jo i shëndetshëm ushqimor e bëjnë mungesën e magnezit të pashmangshme.

Ajo që shumë prej njerëzve përjetojnë në rastin e këtij minerali quhet si Sindroma e Nivelit të Papërshtatshëm të Magnezit.

### SHENJAT QË JEP ORGANIZMI KUR MUNGON MAGNEZI JANË SHUMË TË RËNDËSISHME

Nëse keni dhimbje dhe shtrëngime muskujsh, mërzi të vazhdueshme, energji të dobët dhe probleme me gjumin, duhet të kryeni analizat për të kontrolluar nivelin e magnezit në trup.

### RREZIKU NGA SASITË E PAKTA TË MAGNEZIT

Njerëzit që vuajnë nga diarea ose problemet me tretjen janë më të rrezikuar nga nivelet e ulëta të magnezit.

Njerëzit e prekur nga diabeti i tipit 2 kanë sasi më të ulëta të magnezit për shkak të urinimit të shpeshtë.

Të moshuarit kanë më pak magnez në organizëm se të rinjtë, sepse ata kanë më shumë gjasa të vuajnë nga sëmundjet kronike.

Për më tepër, medikamentet që ato konsumojnë ulin nivelet e magnezit, por nga ana tjetër, mosha ngadalëson përthithjen e magnezit në stomak.

Pamjaftueshmëria ndaj magnezit vërehet kryesisht tek ata që abuzojnë me alkolin.

### BURIMET USHQIMORE TË MAGNEZIT

Rekomandot të ushqyerit me ushqime të pasura me magnez.

Gratë e moshave 19 deri në 30 vjeç kanë nevojë për 310 mg magnez në ditë.

Gratë e moshave mbi 30 vjeç kanë nevojë për më shumë.

Të gjitha barishtet e gjelbra, farat dhe arrorët janë burimet më të pasura me magnez.

Zgjidhni bajamet, arrat, farat e susamit, kungullit dhe linit janë ideale. Ushqime të pasura me magnez janë edhe fasulet e zeza dhe bananet.



# PËRPLASJE YJESH QË DO TË SHIHET NGA BOTA NË 2022

Në univers, veçanërisht në galaktikën tonë, ka një numër të madh sistemesh me shumë yje ku dy ose më shumë yje rrotullohen përreth njëri-tjetrit. Në shumë nga këto sisteme, yjet përplasen me njëri-tjetrin. Një dukuri që ka qenë e njohur për astronomët për një kohë të gjatë. Por shkencëtarët thonë se një përplasje që ka ndodhur pothuajse dy mijë vjet më parë, do të mund të shihet së shpejti me sy të lirë.

Para 1 mijë e 800 vjetësh, në shekullin e tretë, Perandoria Han e Kinës ishte e ndarë në tre mbretëri, qytetërimi Maja kishte hyrë në periudhën klasike, Roma ishte në një gjendje anarkie ushtarake dhe në botë mbizotëronte paganizmi. Në këtë kohë, një shpërthim i fuqishëm ndodhi në qiell, dy yje u përplasën me njëri tjetrin në plejadën e Cygnusit.

Por askush nuk mundi ta shihte një gjë të tillë. Shpërthimi ndodhi 1 mijë e 800 vjet vite drite larg, që do të thotë se ndriçimi që u përftua nga ajo përplasje yjesh, do të arrijë tek ne 1 mijë e 800 vjet më vonë.

Kjo do të ndodhë në vitin 2022, sipas përllogaritjeve të një grupi shkencëtarësh dhe studentësh në Kolegjin Calvin në shtetin e Miçiganit. Astronomi Larry Molnar, që kryesoi grupin parashikon se shkëlqimi i shpërthimit do të jetë një nga objektet më ndriçuese në qiellin e natës, për një kohë të gjatë.

Dy yjet janë aq pranë njëri-tjetrit saqë sikur prekin njëri-tjetrin", distanca mes yjeve është e barabartë me 1.5 e diametrit të tyre dhe atyre u duhen vetëm 11 orë që të shkojnë përreth njëri-tjetrit. Ato mund ta bëjnë këtë në mënyrë të qëndrueshme për miliona vjet, por në rastin e këtij ylli, rezultoi se periudha orbitale po shkurtohej gjithnjë e më shumë dhe ritmi po përshpejtohej. Përplasja do të çlirojë një energji të jashtëzakonshme dhe një yll i ri do të lindë. Kështu krijohen yjet e rinj dhe shtresa përreth tij shpërthen, çlirohet dhe kthehet në mjegullnajë, që shkëlqen për një kohë shumë të shkurtër, por pas një fare kohe përhapet, bëhet transparente dhe e humb shkëlqimin dhe ajo që mbetet për t'u parë në brendësi është si një bërthamë gjigante.

# DËGJOHEN SINJALE NGA LARGËSITË E UNIVERSIT

Shpërthimet e shpejta të valëve të radios u zbuluan për herë të parë në vitin 2007, dhe që atëherë ato janë regjistruar 18 herë, por vetëm një nga këto sinjale përsëritet disa herë.

Pas sinjalit të parë të zbuluar nga teleskopi Parker në Australi, shkencëtarët analizuan një sinjal të përsëritur për të zbuluar origjinën e tij.

Ekspozimet janë jashtëzakonisht të forta edhe pse ato zgjasin shumë shkurtër, midis 30 mikrosekonda dhe 9 milisekonda, dhe lëshojnë një sasi mjaft të madhe energjie, ekuivalente me atë që dielli ynë liron në një ditë.

Si burim i tyre, vitin e kaluar u detektua një galaktikë xhuxhe në largësi prej tre miliardë vit drite, dhe shkencëtarët tani kanë zbuluar disa nga kushtet e pazakonta në të cilat krijohen këto shpërthime.

Shpërthimet janë shumë të polarizuara dhe vijnë nga një mjedis që përmban një fushë shumë të fortë magnetike. u zbuluan sinjale me një frekuencë më të lartë deri tani. Kur valët e radios kalojnë nëpër fushën magnetike, ato vijnë në rotacionin e tyre, një fenomen i njohur si efekti Faradej ose rotacioni. Rrotullimi është më i fortë se fusha magnetike, por këto janë shpërthimet më të forta që janë matur ndonjëherë . Kjo tregon se sinjalet vijnë nga afërsia e ndonjë vrime masive të zezë ose nga mjegullnajat e fuqishme, mjegullnajat ndëryjore apo retë mbushura me hidrogjen, helium dhe gazra të tjerë jonizues në të cilën yjet janë lindur, thuhet në studimin e publikuar në revistën Nature.



## ÇFARË PO NDODH ME VRIMËN GJIGANTE NË SHTRESËN E OZONIT?

Vrima gjigante në shtresën e ozonit të Tokës nuk do të mbyllet plotësisht për më shumë se gjysmë shekulli, por shkencëtarët e NASA-s kanë dëshmi se vrima po zvogëlohet.

Në fillim të viteve 1980, shkencëtarët zbuluan se spërkatjet për flokë, gjërat e ftohta dhe kimikatet e tjera lirojnë substanca që mund të dëmtojnë dhe në fund të shkatërrojnë ozonin.

Në fakt, klorofluorokarbonet (CFC) në fund të rrugës së tyre takohen me molekulat e ozonit, dhe rrezatimi diellor liron gazin e klorit nga CFC. Nën ndikimin e klorit, molekulat e ozonit treten, dhe prej tyre krijohen molekulat e zakonshme të oksigjenit. Në këtë mënyrë shkatërrohet shtresa e ozonit.

Duke përdorur të dhënat satelitore nga viti 2005 – 2016, shkencëtarët e NASA-s kanë përcaktuar se nivelet e klorit në shtresën e ozonit janë ulur me pothuajse 1 për qind çdo vit.

Kjo është hera e parë që shkencëtarët kanë qenë në gjendje të matin përbërjen kimike brenda vrimës së ozonit dhe të vëzhgojnë zvogëlimin e saj. Ky është një lajm i mirë për njerëzimin, por shkencëtarët theksojnë se është e nevojshme të kalojë dekada që vrima e ozonit të zhduket plotësisht.

“Klorofluorokarbonet (CFC) mund të jetojnë 50 deri në 100 vjet dhe të qëndrojnë më gjatë në atmosferë. Prandaj, kur flasim për vrimën e ozonit, ajo do të zvogëlohet deri në vitin 2080, dhe atëherë do të bëhet një vrimë e vogël,” tha Ann Douglas, shkencëtar dhe bashkautor i studimit.

## SISTEMI DIELLOR PO ZGJEROHET

Dielli po e zvogëlon tërheqjen mbi planetet, orbitat e të cilëve po zgjerohen gjithnjë e më shumë, njësoj sikur sistemi diellor të ishte duke u fryrë, sipas një studimi të publikuar në revistën “Nature Communications” dhe i koordonuar nga Antonio Genova që punon për qendrën e NASA-s, “Goddard Space Flight Center” dhe Institutin e Teknologjisë të Masaçusetsit (MIT) në Boston.

“Që orbitat e planeteve po largohej nga Dielli dihej, por tani ky fenomen është matur në detaj, falë të dhënave të mbledhura në shtatë vite në planetin Mërkur nga misioni ‘Messenger’ i NASA-s, të dhënat tregojnë se çdo vit Mërkuri largohet nga Dielli me rreth 0,5-1 centimetër ndërsa Toka me 1,5 centimetra”, thotë Antonio Genova.

“Megjithatë ky fenomen nuk duhet të shqetësojë, nuk ekziston rreziku që lidhja me Diellin të shkëputet. Bëhet fjalë për një efekt të vogël, por i rëndësishëm për të kuptuar se si sistemi diellor ka evoluar dhe vazhdon të evoluojë”, vazhdoi Genova.

Sipas përfundimeve të këtij kërkimi NASA ka treguar se arsyeja e largimit vjen për shkak se Dielli po humbet masë.







Kopshti Aromë Trëndafili

Ju ofron:

Kushte bashkëkohore,
ushqim cilësor dhe të kontrolluar,
staf të kualifikuar.

Ju mirëpresim!









Kopshti Aromë Trëndafili

Lagja Perash, Bulevardi Mehmet Pashë Plaku,
Pranë Xhamisë Perash, Shkodër
+355 67 47 39389

HAXHI SHEH SHAMIA
MEDRESEJA
SHKODER
1991

1. Staf arsimor cilësor
2. Kushte arsimore sipas standarteve të larta
3. Aktivitete sociale, kulturore dhe sportive
4. Klasa dhe laboratorë të kompletuar
5. Ambiente familjare në konvikt dhe cilësi në ushqim





# CIKLI FILLOR
*(djem dhe vajza)*

NGA KLASA E 1-RË
DERI NË KLASËN E 5-TË

**Adresa:** Dega vajza, Lagjja: Perash, Rr. Mehmet Pashë Bushatlliu, Nr. 62 | Dega Djem, Lagjja: Lukuçesme

“Sot ju përsosa
fenë tuaj, plotësova
mirësinë time ndaj jush
dhe zgjodha Islamin
si fe për ju.”

*(Maide, 3)*

ISSN 2227-3611